# SURJA EL-MU'MINUN

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*



بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الجزء ١٨ الحزب ٣٥

قَدۡ أَفۡلَحَ ٱلۡمُؤۡمِنُونَ ١ ٱلَّذِينَ هُمۡ فِي صَلَاتِهِمۡ خَٰشِعُونَ
٢ وَٱلَّذِينَ هُمۡ عَنِ ٱللَّغۡوِ مُعۡرِضُونَ ٣ وَٱلَّذِينَ هُمۡ لِلزَّكَوٰةِ
فَٰعِلُونَ ٤ وَٱلَّذِينَ هُمۡ لِفُرُوجِهِمۡ حَٰفِظُونَ ٥ إِلَّا عَلَىٰٓ
أَزۡوَٰجِهِمۡ أَوۡ مَا مَلَكَتۡ أَيۡمَٰنُهُمۡ فَإِنَّهُمۡ غَيۡرُ مَلُومِينَ ٦ فَمَنِ
ٱبۡتَغَىٰ وَرَآءَ ذَٰلِكَ فَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡعَادُونَ ٧ وَٱلَّذِينَ هُمۡ
لِأَمَٰنَٰتِهِمۡ وَعَهۡدِهِمۡ رَٰعُونَ ٨ وَٱلَّذِينَ هُمۡ عَلَىٰ صَلَوَٰتِهِمۡ
يُحَافِظُونَ ٩ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡوَٰرِثُونَ ١٠ ٱلَّذِينَ يَرِثُونَ
ٱلۡفِرۡدَوۡسَ هُمۡ فِيهَا خَٰلِدُونَ ١١ وَلَقَدۡ خَلَقۡنَا ٱلۡإِنسَٰنَ مِن
سُلَٰلَةٖ مِّن طِينٖ ١٢ ثُمَّ جَعَلۡنَٰهُ نُطۡفَةٗ فِي قَرَارٖ مَّكِينٖ ١٣
ثُمَّ خَلَقۡنَا ٱلنُّطۡفَةَ عَلَقَةٗ فَخَلَقۡنَا ٱلۡعَلَقَةَ مُضۡغَةٗ فَخَلَقۡنَا
ٱلۡمُضۡغَةَ عِظَٰمٗا فَكَسَوۡنَا ٱلۡعِظَٰمَ لَحۡمٗا ثُمَّ أَنشَأۡنَٰهُ خَلۡقًا
ءَاخَرَۚ فَتَبَارَكَ ٱللَّهُ أَحۡسَنُ ٱلۡخَٰلِقِينَ ١٤ ثُمَّ إِنَّكُم بَعۡدَ ذَٰلِكَ
لَمَيِّتُونَ ١٥ ثُمَّ إِنَّكُمۡ يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِ تُبۡعَثُونَ ١٦ وَلَقَدۡ
خَلَقۡنَا فَوۡقَكُمۡ سَبۡعَ طَرَآئِقَ وَمَا كُنَّا عَنِ ٱلۡخَلۡقِ غَٰفِلِينَ ١٧



## Qëllimet e sures:

Sqarimi i shpëtimit të muslimanëve dhe i dështimit të jobesimtarëve..

## Shpjegimi i ajeteve:

(1) Ata që i besojnë Allahut dhe zbatojnë fenë e Tij tashmë do të arrijnë atë që dëshirojnë e do të shpëtojnë prej asaj që i frikësohen.
(2) Këta janë ata që e falin namazin e tyre të përulur e me qetësi, duke larguar nga zemra çdo gjë, veç Allahut të Madhëruar.
(3) Janë ata që largohen prej së kotës dhe kënaqësive të ndaluara, qofshin ato fjalë apo vepra.
(4) Janë ata që e pastrojnë veten vazhdimisht prej veseve dhe e pastrojnë pasurinë, duke dhënë zekatin.
(5) Janë ata që i ruajnë pjesët e tyre intime, duke u larguar nga marrëdhëniet jashtëmartesore dhe veprat e turpshme, për të qenë të ndershëm dhe të pastër
(6) dhe t'u jepen vetëm bashkëshorteve apo robëreshave të tyre *(nëse i kanë)*, gjë për të cilën askush nuk i qorton.
(7) E kush e kërkon kënaqësinë përtej bashkëshorteve apo robëreshave që mund të zotërojë, atëherë ai i ka shkelur kufijtë e vënë prej Allahut, duke kaluar nga kënaqësia e lejuar, në atë të ndaluar.
(8) Të shpëtuar janë edhe ata, të cilët i ruajnë amanetet që u janë besuar nga Allahu ose nga robërit e Tij dhe u përmbahen zotimeve, duke i përmbushur ato me besnikëri.
(9) Të tillë janë veçanërisht ata që e ruajnë amanetin e Allahut, pra, faljen e namazeve rregullisht në kohët e tyre, duke respektuar kushtet, detyrimet dhe veprimet e tyre.
(10) Njerëzit e përshkruar me këto veçori do të jenë edhe trashëgimtarët,
(11) pra, që do ta trashëgojnë Xhenetin më të lartë, ku do të qëndrojnë përgjithmonë e ku mirësitë e tij nuk do të kenë të sosur.
(12) *(E për këtë Xhenet)* Ne e krijuam *(edhe)* atin e njerëzimit, Ademin, prej balte të sapo nxjerrë prej ujit të përzier me dheun e tokës.
(13) E pastaj pasardhësit e tij Ne i krijuam, duke u shumuar nëpërmjet një fare që zë vend mitër për një afat të caktuar.
(14) E këtë farë të përqendruar në brendësi të mitrës e bëmë pastaj një mpiksje gjaku të kuq, e atë mpiksje gjaku të kuq e bëmë një copë mishi, si të ishte e kafshuar me dhëmballë. Këtë copë mishi e shndërrojmë pastaj në eshtra të forcuara e këto eshtra i veshim me mish. Dhe kështu e bëjmë një krijesë tjetër, duke i fryrë shpirtin dhe duke e nxjerrë atë në jetë. I Lartmadhëruar është Allahu, më i Miri i krijuesve!
(15) E pas këtyre etapave të jetës që kaloni, ju, o njerëz, keni për të vdekur vetëm atëherë kur t'ju jetë caktuar afati.
(16) Pas vdekjes ju do të ringjalleni në Ditën e Gjykimit, do të dilni prej varreve tuaja, që të jepni llogari për punët që keni bërë sa ishit në dynja. E për këtë Ne jemi të Fuqishëm.
(17) (Siç ju krijuam juve) Ne krijuam sipër jush (edhe) shtatë qiej njëri mbi tjetrin. (Ta dini se ) Ne nuk jemi të pavëmendshëm ndaj krijimit Tonë dhe as nuk e harrojmë atë *(prandaj mos e vini në dyshim Fuqinë Tonë për këtë)*.

## Mësime nga ajetet:

- Që njeriu të jetë i shpëtuar, duhet të përpiqet t'i njohë e t'i kryejë të gjitha llojet e shkaqeve për ta arritur atë.
- Tek Allahu çdo krijim është bërë në mënyrë të përshkallëzuar e në afatet e veta të caktuara.
- Dija e Allahut përfshin gjithçka, prandaj Ai nuk harruar dhe nuk është i pavëmendshëm ndaj asnjë krijese.

وَأَنزَلۡنَا مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءَۢ بِقَدَرٖ فَأَسۡكَنَّٰهُ فِي ٱلۡأَرۡضِۖ وَإِنَّا عَلَىٰ
ذَهَابِۭ بِهِۦ لَقَٰدِرُونَ ﴿١٨﴾ فَأَنشَأۡنَا لَكُم بِهِۦ جَنَّٰتٖ مِّن نَّخِيلٖ
وَأَعۡنَٰبٖ لَّكُمۡ فِيهَا فَوَٰكِهُ كَثِيرَةٞ وَمِنۡهَا تَأۡكُلُونَ ﴿١٩﴾ وَشَجَرَةٗ
تَخۡرُجُ مِن طُورِ سَيۡنَآءَ تَنۢبُتُ بِٱلدُّهۡنِ وَصِبۡغٖ لِّلۡأٓكِلِينَ ﴿٢٠﴾
وَإِنَّ لَكُمۡ فِي ٱلۡأَنۡعَٰمِ لَعِبۡرَةٗۖ نُّسۡقِيكُم مِّمَّا فِي بُطُونِهَا وَلَكُمۡ فِيهَا
مَنَٰفِعُ كَثِيرَةٞ وَمِنۡهَا تَأۡكُلُونَ ﴿٢١﴾ وَعَلَيۡهَا وَعَلَى ٱلۡفُلۡكِ تُحۡمَلُونَ
﴿٢٢﴾ وَلَقَدۡ أَرۡسَلۡنَا نُوحًا إِلَىٰ قَوۡمِهِۦ فَقَالَ يَٰقَوۡمِ ٱعۡبُدُواْ ٱللَّهَ
مَا لَكُم مِّنۡ إِلَٰهٍ غَيۡرُهُۥٓۚ أَفَلَا تَتَّقُونَ ﴿٢٣﴾ فَقَالَ ٱلۡمَلَؤُاْ ٱلَّذِينَ
كَفَرُواْ مِن قَوۡمِهِۦ مَا هَٰذَآ إِلَّا بَشَرٞ مِّثۡلُكُمۡ يُرِيدُ أَن يَتَفَضَّلَ عَلَيۡكُمۡ
وَلَوۡ شَآءَ ٱللَّهُ لَأَنزَلَ مَلَٰٓئِكَةٗ مَّا سَمِعۡنَا بِهَٰذَا فِيٓ ءَابَآئِنَا
ٱلۡأَوَّلِينَ ﴿٢٤﴾ إِنۡ هُوَ إِلَّا رَجُلُۢ بِهِۦ جِنَّةٞ فَتَرَبَّصُواْ بِهِۦ حَتَّىٰ حِينٖ
﴿٢٥﴾ قَالَ رَبِّ ٱنصُرۡنِي بِمَا كَذَّبُونِ ﴿٢٦﴾ فَأَوۡحَيۡنَآ إِلَيۡهِ أَنِ ٱصۡنَعِ
ٱلۡفُلۡكَ بِأَعۡيُنِنَا وَوَحۡيِنَا فَإِذَا جَآءَ أَمۡرُنَا وَفَارَ ٱلتَّنُّورُ فَٱسۡلُكۡ
فِيهَا مِن كُلّٖ زَوۡجَيۡنِ ٱثۡنَيۡنِ وَأَهۡلَكَ إِلَّا مَن سَبَقَ عَلَيۡهِ
ٱلۡقَوۡلُ مِنۡهُمۡۖ وَلَا تُخَٰطِبۡنِي فِي ٱلَّذِينَ ظَلَمُوٓاْ إِنَّهُم مُّغۡرَقُونَ ﴿٢٧﴾



(18) E pastaj prej qiellit, Ne lëshojmë për ju ujin e shiut, me sasi të caktuar, për nevojat e jetës në Tokë. Nuk hedh shumë, që të jetë i rrëmbyeshëm e të shkatërrojë dhe as pak, që të mos mjaftojë. Ne e bëjmë atë të zërë vend në tokë, që të kenë dobi prej tij njerëzit edhe kafshët. Por Ne kemi fuqinë edhe që ta zhdukim fare atë e ju të mbeteni pa të.
(19) Pastaj Ne bëjmë që, me këtë ujë, të mbijnë për ju kopshte me palma hurme e me vreshta rrushi, prej të cilave ju merrni fruta të ndryshme në ngjyra e në forma, siç janë fiku, shega, molla etj. e me të cilat ushqeheni.
(20) Madje mundësuam për ju edhe pemën e ullirit, e cila rritet në *(vende si në)* luginën e malit të Sinait. Prej frutave të saj njerëzit nxjerrin vajin, me të cilin ushqehen, shërohen e lyhen.
(21) O njerëz, edhe në bagëtitë tuaja keni mësime e argumente bindëse për të kuptuar Fuqinë e Allahut dhe Butësinë e Tij me ju! Ai jua mundëson që të pini qumështin e kulluar e të shijshëm që del prej brendësisë të tyre. Veç kësaj, prej tyre keni përfitime të tjera të shumta, si: leshin, lëkurën dhe mishin e tyre, me të cilin ushqeheni.
(22) E disa prej tyre jua mundësoi që t'u hipni, që të udhëtoni nëpër tokë, ashtu siç ju mundësoi edhe anijet, që të lundroni në dete.
(23) Ne e dërguam Nuhun te populli i vet (ashtu siç e dërguam Muhamedin a.s. te ju), për t'i thirrur ata në rrugën e Allahut, duke u thënë: "O populli im, adhuroni vetëm Allahun, se nuk keni zot tjetër që e meriton të adhurohet, përveç Krijuesit të Lartmadhëruar! A nuk i ruheni Allahut, duke i zbatuar urdhrat e Tij e duke u larguar prej ndalimeve të Tij?!"
(24) Ndërsa paria dhe zotërinjtë e popullit të tij, që ishin mohues, u thoshin ndjekësve të tyre dhe vegjëlisë: "Ky që po pretendon se është i dërguar, nuk është tjetër veçse njeri si ju, por që dëshiron të jetë i pari juaj. Po të kishte dashur Allahu që të çonte tek ne ndonjë të dërguar, do të kishte dërguar një engjëll e jo një njeri. Këtë që po pretendon ky, ne nuk e kemi dëgjuar prej askujt prej të parëve tanë.
(25) Ai është vetëm një i çmendur, që nuk e kupton as vetë se çfarë është duke thënë, kështu që prisni edhe pak, derisa t'u bëhet e qartë kjo gjë të gjithë njerëzve."
(26) Nuhu tha: "O Zoti im, më ndihmo kundër tyre, duke u hakmarrë për mua, për mohimin që më bënë!"
(27) Atëherë Ne atij i shpallëm: "Ndërtoje anijen nën vështrimin e Tonë dhe sipas mënyrës që ta kemi mësuar. Kur të vijë Vendimi Ynë për t'i shkatërruar ata e kur të ketë shpërthyer uji fuqishëm prej çdo furre buke, atëherë fut në anije çdo gjallesë në çift, mashkull e femër, që të vazhdojë shumimi i tyre pas kësaj. Fut, gjithashtu, edhe familjen tënde, përveç atyre që Allahu i ka paracaktuar për t'i shkatërruar. Mos m'u lut që t'i shpëtoj e të mos i ndëshkoj keqbërësit mohues, sepse ata do të shkatërrohen patjetër nga mbytja prej kataklizmit.

### Mësime nga ajetet:

- Mëshirën që Allahu tregon ndaj njerëzve, duke zbritur tek ata shi të lehtë e të dobishëm për ta.
- Rëndësinë që ka pema e ullirit dhe mirësinë që i është dhuruar asaj për njerëzit.
- Se besimi i idhujtarëve për hyjnizimin e gurëve dhe mosbesimi i tyre ndaj të dërguarve të Allahut, janë argument i mendjeve të tyre të cekëta.
- Ndihma e Allahut për të dërguarit e Tij është e sigurt, sa herë që popujt e tyre i mohojnë ata.

فَإِذَا ٱسْتَوَيْتَ أَنتَ وَمَن مَّعَكَ عَلَى ٱلْفُلْكِ فَقُلِ ٱلْحَمْدُ لِلَّهِ ٱلَّذِى
نَجَّىٰنَا مِنَ ٱلْقَوْمِ ٱلظَّٰلِمِينَ ﴿٢٨﴾ وَقُل رَّبِّ أَنزِلْنِى مُنزَلًا مُّبَارَكًا وَأَنتَ
خَيْرُ ٱلْمُنزِلِينَ ﴿٢٩﴾ إِنَّ فِى ذَٰلِكَ لَءَايَٰتٍ وَإِن كُنَّا لَمُبْتَلِينَ ﴿٣٠﴾ ثُمَّ أَنشَأْنَا
مِنۢ بَعْدِهِمْ قَرْنًا ءَاخَرِينَ ﴿٣١﴾ فَأَرْسَلْنَا فِيهِمْ رَسُولًا مِّنْهُمْ أَنِ ٱعْبُدُوا۟
ٱللَّهَ مَا لَكُم مِّنْ إِلَٰهٍ غَيْرُهُۥٓ ۚ أَفَلَا تَتَّقُونَ ﴿٣٢﴾ وَقَالَ ٱلْمَلَأُ مِن قَوْمِهِ
ٱلَّذِينَ كَفَرُوا۟ وَكَذَّبُوا۟ بِلِقَآءِ ٱلْءَاخِرَةِ وَأَتْرَفْنَٰهُمْ فِى ٱلْحَيَوٰةِ ٱلدُّنْيَا
مَا هَٰذَآ إِلَّا بَشَرٌ مِّثْلُكُمْ يَأْكُلُ مِمَّا تَأْكُلُونَ مِنْهُ وَيَشْرَبُ
مِمَّا تَشْرَبُونَ ﴿٣٣﴾ وَلَئِنْ أَطَعْتُم بَشَرًا مِّثْلَكُمْ إِنَّكُمْ إِذًا لَّخَٰسِرُونَ
﴿٣٤﴾ أَيَعِدُكُمْ أَنَّكُمْ إِذَا مِتُّمْ وَكُنتُمْ تُرَابًا وَعِظَٰمًا أَنَّكُم مُّخْرَجُونَ
﴿٣٥﴾ ۞ هَيْهَاتَ هَيْهَاتَ لِمَا تُوعَدُونَ ﴿٣٦﴾ إِنْ هِىَ إِلَّا حَيَاتُنَا
ٱلدُّنْيَا نَمُوتُ وَنَحْيَا وَمَا نَحْنُ بِمَبْعُوثِينَ ﴿٣٧﴾ إِنْ هُوَ إِلَّا
رَجُلٌ ٱفْتَرَىٰ عَلَى ٱللَّهِ كَذِبًا وَمَا نَحْنُ لَهُۥ بِمُؤْمِنِينَ ﴿٣٨﴾ قَالَ رَبِّ
ٱنصُرْنِى بِمَا كَذَّبُونِ ﴿٣٩﴾ قَالَ عَمَّا قَلِيلٍ لَّيُصْبِحُنَّ نَٰدِمِينَ ﴿٤٠﴾
فَأَخَذَتْهُمُ ٱلصَّيْحَةُ بِٱلْحَقِّ فَجَعَلْنَٰهُمْ غُثَآءً ۚ فَبُعْدًا لِّلْقَوْمِ
ٱلظَّٰلِمِينَ ﴿٤١﴾ ثُمَّ أَنشَأْنَا مِنۢ بَعْدِهِمْ قُرُونًا ءَاخَرِينَ ﴿٤٢﴾

ربع الحزب ٣٥



(28) E kur të jeni ngritur bashkë me anijen përmbi ujë, ti dhe besimtarët që shpëtuan me ty, thoni: "Falënderimi i qoftë Allahut, i Cili na shpëtoi prej popullit jobesimtar, duke mos na shfarosur edhe ne bashkë me ta!"

(29) Thuaj, gjithashtu: "Zoti im, më zbrit në tokë në një vend të begatë, sepse Ti je vërtet je më i Miri për të na zbarkuar!"

(30) Në këtë që u përmend, pra, në shpëtimin e Nuhut e të besimtarëve që ishin me të dhe në shkatërrimin e jobesimtarëve, ekzistojnë argumente të mjaftueshme për të njohur forcën që kemi për të ndihmuar të dërguarit Tanë e për t'i shkatërruar mohuesit e tyre. Ne vetëm sa e vumë në provë popullin e tij, kur u dërguam Nuhun si profet, që të kuptohej se kush ishte besimtar e kush mohues, kush ishte ndjekës e kush kundërshtues.

(31) Pas shkatërrimit të popullit të Nuhut, Ne sollëm popull tjetër.

(32) Edhe atyre u dërguam një lajmëtar nga gjiri i tyre, për t'i thirrur në rrugën e Allahut, duke u thënë: "Adhuroni vetëm Allahun, se nuk keni zot tjetër që e meriton të adhurohet, përveç Krijuesit të Lartmadhëruar! A nuk i ruheni Allahut, duke i zbatuar urdhrat e Tij e duke u larguar prej ndalimeve të Tij?!'

(33) Por paria dhe udhëheqësit e popullit të tij e mohuan Allahun dhe botën tjetër, me shpërblimin dhe dënimin e saj. Pasuria dhe mirësia që u kishim dhënë në jetën e kësaj bote i kishte bërë ata arrogantë. Prandaj u thanë ndjekësve të tyre dhe vegjëlisë: "Ky është vetëm një njeri i zakonshëm ashtu si ju, ha nga ajo që ju hani dhe pi prej asaj që pini edhe ju. Ai nuk ka ndonjë veçori më shumë se ju, që të dërgohej profet tek ju.

(34) Nëse do të ndiqnit një njeri si ju, atëherë do të ishit të dështuar, pasi nuk të kishit asnjë dobi në ndjekjen e tij, por do të kishit lënë zotat tuaj dhe do të kishit ndjekur dikë që nuk është aspak më i mirë se ju.

(35) Vallë, ky po ju premton se kur të vdisni, t'ju treten kockat e të bëheni dhe, do të dilni përsëri të gjallë prej varreve tuaja?! A mendohet kjo?!

(36) Sa larg *(realitetit)* e sa larg *(logjikës)* është kjo që po ju premtohet, pasi të keni vdekur e të jeni bërë dhe e eshtra të kalbura!

(37) Për ju nuk ka tjetër jetë, përveç jetës së kësaj bote. Jeta tjetër nuk është e vërtetë. Ata prej nesh që vdesin, nuk ringjallen më, por do të lindin të tjerë që do të jetojnë. Askush nuk do të dalë më nga varri për të dhënë llogari.

(38) Ky që pretendon se është i dërguari i Zotit tek ju, në fakt vetëm sa shpif për Allahun me këtë pretendim, por ne kurrë nuk kemi për t'i besuar."

(39) Atëherë i Dërguari tha: "Zoti im, më ndihmo kundër tyre, duke marrë hak për mua, për shkak se më mohuan!"

(40) Allahu iu përgjigj: "Ja, edhe pak! Pastaj këta mohues të mesazhit tënd do të pikëllohen e do të pendohen për fjalët dhe veprat e tyre, kur t'i gjejë ajo që ata e quajnë gënjeshtër."

(41) Pastaj ata i përfshiu një oshtimë e fuqishme dhe i shkatërroi për shkak të kundërshtimit të tyre. Dënimi i bëri si të mbeturina të dala në breg të një lumi. Gjithmonë u shkatërrofshin popujt e këqij e keqbërës!

(42) Pas shkatërrimit të tyre Ne sollëm shoqëri e popuj të tjerë, siç ishin populli i Lutit, populli i Shuajbit dhe populli i Junusit.

**Mësime nga ajetet:**

- Se është detyrim për ta falënderuar Allahun për mirësitë e Tij të shumta.
- Se shakatë në jetën e kësaj bote janë shkak për të qenë i shkujdesur apo mendjemadh ndaj së vërtetës.
- Se përfundimi i jobesimtarëve gjithmonë do të jetë pikëllimi dhe dështimi, për gjithçka që kanë bërë.
- Se padrejtësia dhe keqbërja janë shkaqe për të larguar Mëshirën e Allahut prej vendit dhe popullit që i bën ato.

مَا تَسۡبِقُ مِنۡ أُمَّةٍ أَجَلَهَا وَمَا يَسۡتَـٔۡخِرُونَ ٤٣ ثُمَّ أَرۡسَلۡنَا رُسُلَنَا
تَتۡرَاۖ كُلَّ مَا جَآءَ أُمَّةٗ رَّسُولُهَا كَذَّبُوهُۖ فَأَتۡبَعۡنَا بَعۡضَهُم بَعۡضٗا
وَجَعَلۡنَٰهُمۡ أَحَادِيثَۚ فَبُعۡدٗا لِّقَوۡمٖ لَّا يُؤۡمِنُونَ ٤٤ ثُمَّ أَرۡسَلۡنَا مُوسَىٰ
وَأَخَاهُ هَٰرُونَ بِـَٔايَٰتِنَا وَسُلۡطَٰنٖ مُّبِينٍ ٤٥ إِلَىٰ فِرۡعَوۡنَ وَمَلَإِيْهِۦ
فَٱسۡتَكۡبَرُواْ وَكَانُواْ قَوۡمًا عَالِينَ ٤٦ فَقَالُوٓاْ أَنُؤۡمِنُ لِبَشَرَيۡنِ مِثۡلِنَا
وَقَوۡمُهُمَا لَنَا عَٰبِدُونَ ٤٧ فَكَذَّبُوهُمَا فَكَانُواْ مِنَ ٱلۡمُهۡلَكِينَ
٤٨ وَلَقَدۡ ءَاتَيۡنَا مُوسَى ٱلۡكِتَٰبَ لَعَلَّهُمۡ يَهۡتَدُونَ ٤٩ وَجَعَلۡنَا
ٱبۡنَ مَرۡيَمَ وَأُمَّهُۥٓ ءَايَةٗ وَءَاوَيۡنَٰهُمَآ إِلَىٰ رَبۡوَةٖ ذَاتِ قَرَارٖ وَمَعِينٖ
٥٠ يَٰٓأَيُّهَا ٱلرُّسُلُ كُلُواْ مِنَ ٱلطَّيِّبَٰتِ وَٱعۡمَلُواْ صَٰلِحًاۖ إِنِّي بِمَا
تَعۡمَلُونَ عَلِيمٞ ٥١ وَإِنَّ هَٰذِهِۦٓ أُمَّتُكُمۡ أُمَّةٗ وَٰحِدَةٗ وَأَنَا۠ رَبُّكُمۡ
فَٱتَّقُونِ ٥٢ فَتَقَطَّعُوٓاْ أَمۡرَهُم بَيۡنَهُمۡ زُبُرٗاۖ كُلُّ حِزۡبِۢ بِمَا لَدَيۡهِمۡ
فَرِحُونَ ٥٣ فَذَرۡهُمۡ فِي غَمۡرَتِهِمۡ حَتَّىٰ حِينٍ ٥٤ أَيَحۡسَبُونَ أَنَّمَا نُمِدُّهُم
بِهِۦ مِن مَّالٖ وَبَنِينَ ٥٥ نُسَارِعُ لَهُمۡ فِي ٱلۡخَيۡرَٰتِۚ بَل لَّا يَشۡعُرُونَ
٥٦ إِنَّ ٱلَّذِينَ هُم مِّنۡ خَشۡيَةِ رَبِّهِم مُّشۡفِقُونَ ٥٧ وَٱلَّذِينَ هُم
بِـَٔايَٰتِ رَبِّهِمۡ يُؤۡمِنُونَ ٥٨ وَٱلَّذِينَ هُم بِرَبِّهِمۡ لَا يُشۡرِكُونَ ٥٩



(43) Asnjërit prej popujve mohues që u shkatërruan, nuk iu përshpejtua e as nuk iu shty afati që u ishte caktuar, sado të këqija e mohuese të ishin veprat e tyre.

(44) Pastaj Ne i nisëm të dërguarit Tanë njëri pas tjetrit. Sa herë që popujve të tillë u vinte i dërguari i tyre, ata e quanin gënjeshtar, kështu që Ne i shkatërruam ata popuj njëri pas tjetrit me dënime të ndryshme, derisa nuk mbeti asnjë gjurmë prej tyre, përveç gojëdhënave. I shkatërruar qoftë ai popull i cili nuk i beson shpalljet që sjellin të dërguarit nga Krijuesi i tyre!

(45) Pastaj Ne dërguam Musain dhe vëllanë e tij Harunin me nëntë mrekullitë Tona *(shkopin, dorën, karkalecat, morrat, bretkosat, gjakun, përmbytjen, thatësinë dhe pakësimin e të korrave)* dhe me argument të qartë.

(46) I dërguam tek Faraoni dhe paria e popullit të tij, mirëpo ata u treguan mendjemëdhenj e nuk u bindën për t'iu besuar të dërguarve. Me të vërtetë, ata qenë një popull arrogant me njerëzit, duke i shtypur ata e duke u bërë padrejtësi.

(47) Ata thanë: "A t'u besojmë dy njerëzve si ne e që nuk kanë ndonjë gjë të veçantë, ndërkohë që populli i tyre (bijtë e Izraelit) janë të bindur e të nënshtruar ndaj nesh?!'

(48) E kështu, njerëzit e Faraonit i mohuan të dërguarit dhe mesazhin që ata sollën nga Allahu dhe ky mohim u bë shkak që ata të zhdukeshin të mbytur në det.

(49) Ne, o i Dërguar, i dhamë Musait Teuratin me shpresën që populli i tij të udhëzohej drejt së Vërtetës dhe të vepronte sipas saj.

(50) Pastaj e bëmë Isain dhe nënën e tij, Merjemin, dy argumente madhështore që tregojnë për Fuqinë Tonë. Kështu, Ne e krijuam atë në barkun e saj pa baba dhe i strehuam që të dy në një vend të lartë, të sheshtë e të përshtatshëm për t'u vendosur dhe ku buronte ujë i rrjedhshëm.

(51) Të gjithëve u thamë: "O të dërguar, hani prej gjërave që ju shijojnë e që janë hallall, si dhe bëni vepra të mira, që janë në përputhje me dispozitat e urdhëruara, pasi vërtet që Unë jam i Gjithëdijshëm për çdo gjë ju veproni!

(52) Dhe dijeni se feja juaj, o të dërguar, është një fe e vetme - Islami *(nënshtrimi ndaj një Zoti të Vetëm)*, ndërsa unë jam Zoti juaj. Ju nuk keni Zot tjetër, përveç Meje, prandaj vetëm Mua të ma keni frikën, duke i vënë në zbatim ato që ju kam urdhëruar dhe duke u larguar prej atyre që jua kam ndaluar!"

(53) Por ndjekësit e të dërguarve u përçanë në lidhje me këtë fe dhe u kthyen në sekte, ku çdo grup ishte e kënaqur me atë që besonte, duke menduar se feja e tij ishte e pranuar tek Allahu dhe duke mos pranuar asnjë prej të dërguarve të tjerë pas tyre.

(54) Prandaj lëri ata, o i Dërguar, në padijen dhe në dilemën e tyre, derisa t'u vijë koha.

(55) A mos vallë këta grupe, të kënaqur me atë që kanë, mendojnë se pasuria dhe fëmijët që Ne ua falim në këtë jetë, janë mirësi të cilat u paraprijnë të mirave që ata i meritojnë në jetën tjetër?!

(56) Nuk është ashtu, por ata nuk e kuptojnë se ajo që Ne po ua mundësojmë është sprovë që i çon gradualisht drejt shkatërrimit.

(57) Në të vërtetë, *(do të shpëtojnë në botën tjetër)* ata që, me besimin dhe bamirësinë e tyre, i druhen Zotit të tyre;

(58) dhe ata që i besojnë ajetet e Librit të Tij, duke i zbatuar ato në mënyrën më të mirë;

(59) dhe ata që adhurojnë vetëm Allahun, duke mos i shoqëruar Atij asgjë.

## Mësime nga ajetet:

- Mendjemadhësia është shkak që njeriut të mos i mundësohet pranimi i së vërtetës.
- Ngrënia e ushqimit të lejuar e të pastër lë gjurmë edhe në përmirësimin e zemrës dhe të veprave.
- Teuhidi *(Njësimi i Allahut)* është feja e të gjithë të dërguarve dhe thirrja e tyre.
- Mirësitë që Allahu ua mundëson kriminelëve e keqbërësve kurrsesi nuk janë nderim për ta, përkundrazi janë përshkallëzim për ta drejt shkatërrimit të tyre.

وَٱلَّذِينَ يُؤۡتُونَ مَآ ءَاتَواْ وَّقُلُوبُهُمۡ وَجِلَةٌ أَنَّهُمۡ إِلَىٰ رَبِّهِمۡ رَٰجِعُونَ ٦٠
أُوْلَٰٓئِكَ يُسَٰرِعُونَ فِي ٱلۡخَيۡرَٰتِ وَهُمۡ لَهَا سَٰبِقُونَ ٦١ وَلَا نُكَلِّفُ
نَفۡسًا إِلَّا وُسۡعَهَاۚ وَلَدَيۡنَا كِتَٰبٞ يَنطِقُ بِٱلۡحَقِّ وَهُمۡ لَا يُظۡلَمُونَ
٦٢ بَلۡ قُلُوبُهُمۡ فِي غَمۡرَةٖ مِّنۡ هَٰذَا وَلَهُمۡ أَعۡمَٰلٞ مِّن دُونِ ذَٰلِكَ
هُمۡ لَهَا عَٰمِلُونَ ٦٣ حَتَّىٰٓ إِذَآ أَخَذۡنَا مُتۡرَفِيهِم بِٱلۡعَذَابِ إِذَا هُمۡ
يَجۡـَٔرُونَ ٦٤ لَا تَجۡـَٔرُواْ ٱلۡيَوۡمَۖ إِنَّكُم مِّنَّا لَا تُنصَرُونَ ٦٥ قَدۡ كَانَتۡ
ءَايَٰتِي تُتۡلَىٰ عَلَيۡكُمۡ فَكُنتُمۡ عَلَىٰٓ أَعۡقَٰبِكُمۡ تَنكِصُونَ ٦٦
مُسۡتَكۡبِرِينَ بِهِۦ سَٰمِرٗا تَهۡجُرُونَ ٦٧ أَفَلَمۡ يَدَّبَّرُواْ ٱلۡقَوۡلَ أَمۡ
جَآءَهُم مَّا لَمۡ يَأۡتِ ءَابَآءَهُمُ ٱلۡأَوَّلِينَ ٦٨ أَمۡ لَمۡ يَعۡرِفُواْ رَسُولَهُمۡ
فَهُمۡ لَهُۥ مُنكِرُونَ ٦٩ أَمۡ يَقُولُونَ بِهِۦ جِنَّةُۢۚ بَلۡ جَآءَهُم بِٱلۡحَقِّ
وَأَكۡثَرُهُمۡ لِلۡحَقِّ كَٰرِهُونَ ٧٠ وَلَوِ ٱتَّبَعَ ٱلۡحَقُّ أَهۡوَآءَهُمۡ لَفَسَدَتِ
ٱلسَّمَٰوَٰتُ وَٱلۡأَرۡضُ وَمَن فِيهِنَّۚ بَلۡ أَتَيۡنَٰهُم بِذِكۡرِهِمۡ فَهُمۡ
عَن ذِكۡرِهِم مُّعۡرِضُونَ ٧١ أَمۡ تَسۡـَٔلُهُمۡ خَرۡجٗا فَخَرَاجُ رَبِّكَ خَيۡرٞۖ
وَهُوَ خَيۡرُ ٱلرَّٰزِقِينَ ٧٢ وَإِنَّكَ لَتَدۡعُوهُمۡ إِلَىٰ صِرَٰطٖ مُّسۡتَقِيمٖ ٧٣
وَإِنَّ ٱلَّذِينَ لَا يُؤۡمِنُونَ بِٱلۡأٓخِرَةِ عَنِ ٱلصِّرَٰطِ لَنَٰكِبُونَ ٧٤



(60) *(Do të shpëtojnë)* edhe ata që përpiqen fort për bamirësi dhe për t'u afruar tek Allahu me vepra të mira, të frikësuar se ndoshta Allahu nuk ka për t'ua pranuar këto vepra e bamirësi, kur të kthehen tek Ai në Ditën e Gjykimit.
(61) Këta që u përshkruan me këto veçori madhështore janë gjithmonë të parët që nxitojnë për të bërë vepra të mira, duke garuar me të tjerët.
(62) Megjithatë, Ne nuk e obligojmë askënd përtej mundësive që ka. Madje kemi një Libër, në të cilin i kemi shënuar të gjitha veprat dhe i cili tregon vetëm të vërtetën, duke mos lënë vend për as më të voglin dyshim. Kështu që atyre nuk do t'u bëhet padrejtësi, as duke ua pakësuar të mirat e as duke ua shtuar të këqijat.
(63) Mirëpo zemrat e jobesimtarëve janë të pavëmendshme ndaj këtij Libri që shpall të vërtetën dhe që u është zbritur atyre *(për t'i udhëzuar drejtë shpëtimit)*, ndërkohë që vazhdojnë edhe në gjynahe të tjera, përveç këtyre.
(64) Në ditën e Gjykimit, kur t'i shtrëngojmë me dënimin Tonë ata që bënë një jetë të shfrenuar në dynja, ata do të ngrenë zërin duke kërkuar ndihmë.
(65) Atëherë, duke ua hequr shpresat nga mëshira e Allahut, atyre do t'u thuhet: "Mos klithni e as mos kërkoni ndihmë në këtë Ditë, pasi për ju nuk do të ketë asnjë ndihmues, që do t'ju shpëtojë prej dënimit të Allahut!
(66) Sepse, kur ju lexoheshin ajetet e Librit të Allahut në jetën e dynjasë, ju tërhiqeshit dhe kthenit shpinën me urrejtje, për të mos i dëgjuar.
(67) Dhe këtë e bënit me arrogancë ndaj njerëzve, me pretendimin se ju jeni kujdestarët e Xhamisë së Shenjtë, ndërkohë që nuk jeni të denjë për të, sepse kujdestarët e saj janë besimtarët e devotshëm. Natën mblidheshit rreth saj, duke biseduar me fjalë të këqija, pa pyetur për shenjtërinë e saj.
(68) Pra, a nuk mendojnë thellë këta idhujtarë për Fjalën që u zbriti Allahu, në mënyrë që ta besojnë e ta zbatojnë atë *(para se të jetë shumë vonë)*? Apo ngaqë atyre u ka ardhur diçka që nuk u kish ardhur paraardhësve të tyre, e refuzojnë dhe e mohojnë atë?!
(69) A mos vallë, ata nuk e njohin Muhamedin (ﷺ), të Dërguarin që Allahu ua çoi e prandaj nuk e pranojnë?! E vërtetë është se ata e njohin shumë mirë sinqeritetin dhe besnikërinë e tij.
(70) A mos po thonë se ai është i çmendur?! Jo, se ai u ka shkuar me të Vërtetën *(e kësaj bote dhe të botës tjetër)*, në të cilën nuk ka asnjë dyshim, sepse ajo është nga Allahu. Mirëpo shumica e tyre e urrejnë të vërtetën dhe e kundërshtojnë atë, për shkak të mllefit që kanë brenda dhe për shkak të fanatizmit për të pavërtetat e tyre.
(71) E sikur Allahu t'i drejtonte punët sipas dëshirave të krijesave, atëherë do të ishin shkatërruar qiejt, Toka dhe gjithkush që gjendet në to, sepse ata nuk i dinë pasojat e zgjedhjeve të veta dhe nuk e dallojnë drejtimin e drejtë nga ai i dëmshëm. Përkundrazi, Ne u kemi sjellë atyre atë që u jep fuqia dhe nder, pra Kuranin, ndërsa ata ia kthejnë atij shpinën.
(72) Mos vallë, ti, o i Dërguar, u ke kërkuar atyre ndonjë shpërblim për këtë *(udhëzim)* që u ke sjellë dhe kjo i ka bërë ata që ta refuzojnë thirrjen tënde?! Ti nuk e bën këtë, sepse shpërblimi i Allahut është shumë më i mirë sesa shpërblimi i tyre dhe Ai është Shpërblyesi më i mirë.
(73) Mirëpo ti, o i Dërguar, i thërret ata për në rrugën e drejtë, e cila nuk ka dredha; ajo është rruga e Islamit *(fesë së nënshtrimit ndaj Një Zoti të Vetëm)*.
(74) Ndërsa ata që nuk besojnë në botën tjetër e në gjithçka që i pret atje, si: dhënia e llogarisë, ndëshkimi, shpërblimi etj., shmangen nga Rruga e Islamit dhe ndjekin rrugët e shtrembra që të shpien në zjarrin e Xhehenemit.

## Mësime nga ajetet:

- Besimtari gjithmonë ka frikë se mos veprat e tij të mira nuk do t'i pranohen.
- Njeriu nuk ngarkohet me detyrime që janë përtej mundësisë të tij, nga mëshira që Allahu ka për robërit e Vet.
- Luksi i tepërt është një prej shkaqeve që pengojnë qëndrueshmërinë në Rrugën e Drejtë dhe që çojnë në shkatërrim.
- Mangësinë e mendjes njerëzore për të perceptuar shumë prej përfitimeve që janë në interes të njeriut, si për në këtë botë, ashtu edhe për në botën tjetër.

نصف الحزب ٣٥

۞ وَلَوۡ رَحِمۡنَٰهُمۡ وَكَشَفۡنَا مَا بِهِم مِّن ضُرّٖ لَّلَجُّواْ فِي طُغۡيَٰنِهِمۡ
يَعۡمَهُونَ ٧٥ وَلَقَدۡ أَخَذۡنَٰهُم بِٱلۡعَذَابِ فَمَا ٱسۡتَكَانُواْ لِرَبِّهِمۡ
وَمَا يَتَضَرَّعُونَ ٧٦ حَتَّىٰٓ إِذَا فَتَحۡنَا عَلَيۡهِم بَابٗا ذَا عَذَابٖ شَدِيدٍ
إِذَا هُمۡ فِيهِ مُبۡلِسُونَ ٧٧ وَهُوَ ٱلَّذِيٓ أَنشَأَ لَكُمُ ٱلسَّمۡعَ وَٱلۡأَبۡصَٰرَ
وَٱلۡأَفۡـِٔدَةَۚ قَلِيلٗا مَّا تَشۡكُرُونَ ٧٨ وَهُوَ ٱلَّذِي ذَرَأَكُمۡ فِي ٱلۡأَرۡضِ
وَإِلَيۡهِ تُحۡشَرُونَ ٧٩ وَهُوَ ٱلَّذِي يُحۡيِۦ وَيُمِيتُ وَلَهُ ٱخۡتِلَٰفُ
ٱلَّيۡلِ وَٱلنَّهَارِۚ أَفَلَا تَعۡقِلُونَ ٨٠ بَلۡ قَالُواْ مِثۡلَ مَا قَالَ
ٱلۡأَوَّلُونَ ٨١ قَالُوٓاْ أَءِذَا مِتۡنَا وَكُنَّا تُرَابٗا وَعِظَٰمًا أَءِنَّا
لَمَبۡعُوثُونَ ٨٢ لَقَدۡ وُعِدۡنَا نَحۡنُ وَءَابَآؤُنَا هَٰذَا مِن قَبۡلُ
إِنۡ هَٰذَآ إِلَّآ أَسَٰطِيرُ ٱلۡأَوَّلِينَ ٨٣ قُل لِّمَنِ ٱلۡأَرۡضُ وَمَن
فِيهَآ إِن كُنتُمۡ تَعۡلَمُونَ ٨٤ سَيَقُولُونَ لِلَّهِۚ قُلۡ أَفَلَا
تَذَكَّرُونَ ٨٥ قُلۡ مَن رَّبُّ ٱلسَّمَٰوَٰتِ ٱلسَّبۡعِ وَرَبُّ ٱلۡعَرۡشِ
ٱلۡعَظِيمِ ٨٦ سَيَقُولُونَ لِلَّهِۚ قُلۡ أَفَلَا تَتَّقُونَ ٨٧ قُلۡ مَنۢ
بِيَدِهِۦ مَلَكُوتُ كُلِّ شَيۡءٖ وَهُوَ يُجِيرُ وَلَا يُجَارُ عَلَيۡهِ إِن
كُنتُمۡ تَعۡلَمُونَ ٨٨ سَيَقُولُونَ لِلَّهِۚ قُلۡ فَأَنَّىٰ تُسۡحَرُونَ ٨٩



(75) E nëse Ne do t'i kishim mëshiruar ata e t'ua kishim larguar thatësirën dhe zinë, ata do të ktheheshin përsëri në rrugën e humbjes dhe do të vazhdonin në lajthitjen e tyre.
(76) Në fakt Ne i kemi sprovuar me lloj-lloj fatkeqësish, por ata nuk iu nënshtruan Zotit dhe nuk iu lutën me përulësi që t'ua largonte vuajtjet.
(77) Dhe kur u hapëm një nga dyert e dënimit të tmerrshëm, ata mbetëm të pashpresë dhe në dëshpërim të thellë!
Duke qenë se ringjalljen nuk e mohon askush që i përdor si duhet logjikën, dëgjimin dhe shikimin, Allahu i Madhërishëm ua sjell në vëmendje këto begati që Ai u ka falur njerëzve.
(78) O mohues të ringjalljes, Allahu është Ai i Cili jua krijoi shqisën e dëgjimit për të dëgjuar, sytë për të parë dhe zemrën për të kuptuar. E megjithatë, ju nuk e falënderoni Allahun për këto mirësi, përveçse pak!
(79) Allahu është Ai i Cili ju ka krijuar në Tokë dhe vetëm tek Ai do të ktheheni në Ditën e Gjykimit, për të dhënë llogari e për t'ju shpërblyer.
(80) Vetëm Allahu e jep jetën dhe askush tjetër veç Tij; vetëm Allahu e sjell vdekjen dhe askush tjetër veç Tij. Ai bën ndryshimin e natës dhe të ditës, të errësirës e të dritës, duke i zgjatur e duke i shkurtuar. Prandaj, a nuk po mendoni rreth Fuqisë së Tij Absolute dhe Njëshmërisë së Tij si në krijim, ashtu edhe në kontrollin e krijesave?!'
(81) Mirëpo ata thanë ashtu siç thanë edhe të parët e tyre jobesimtarë.
(82) Ata thonë, duke mohuar me mosbesim: "Vallë, pasi të vdesim e të bëhemi dhe e eshtra të kalbura, paskemi për t'u ringjallur që të japim llogari?!
(83) Edhe më parë na qe premtuar neve dhe baballarëve tanë një gjë e tillë, se do të ringjallemi pas vdekjes, por këto janë vetëm përralla të popujve të parë".
(84) Tani, o i Dërguar, pyeti edhe ti idhujtarët që e mohojnë ringjalljen: "Kujt i përket kjo Tokë dhe ata jetojnë në të, nëse dini diçka?!"
(85) Do të thonë: "Toka dhe të gjithë që ekzistojnë në të janë të Allahut!" Thuaju: "A nuk e kuptoni se Ai, të Cilit i përket kjo Tokë të gjithë që jetojnë në të, është i Fuqishëm që t'ju ringjallë pas vdekjes suaj?!'
(86) Pyeti ata përsëri: "Kush është Krijuesi i shtatë qiejve dhe Zotëruesi i Arshit *(Fronit)* Madhështor, i cili është krijesa më e madhe?!"
(87) Do të thonë: "Të gjitha i përkasin Allahut!" Thuaju: "Atëherë, a nuk e keni frikë Allahun? A nuk i zbatoni urdhërimet dhe ndalimet e Tij, në mënyrë që të shpëtoni prej dënimit të Tij?!'
(88) Pastaj pyeti sërish: "Nëse vërtet dini, kush është Ai që sundon mbi gjithçka dhe që asgjë nuk del dot jashtë sundimit të Tij?! Kush është Ai që ndihmon kë të dojë prej robërve të Vet dhe që askush nuk mund ta pengojë dënimin e Tij, nëse dëshiron t'ia lëshojë dikujt ndonjë të keqe?!"
(89) Do të thonë: "Pushteti i çdo gjëje është në Dorë të Allahut të Lartësuar!" Thuaju: "Atëherë, si mund t'ju lërë mendja e të adhuroni në vend të Tij dikë tjetër, kur edhe ju vetë po e pranoni këtë?!"

### Mësime nga ajetet:

- Shpërfillja e mirësive dhe e dënimit të Allahut nga ana e jobesimtarëve tregon prishjen e natyrshmërisë (*el-fitre*) së tyre.
- Mosmirënjohja është cilësi e jobesimtarëve.
- Imitimi i verbër i të parëve është pengesë për të arritur tek e vërteta.
- Besimi se Allahu është i Vetmi Zot Krijues, i pashoqëruar me njësimin e adhurimit vetëm për Allahun, nuk sjell shpëtim.

بَلْ أَتَيْنَٰهُم بِٱلْحَقِّ وَإِنَّهُمْ لَكَٰذِبُونَ ﴿٩٠﴾ مَا ٱتَّخَذَ ٱللَّهُ مِن
وَلَدٍ وَمَا كَانَ مَعَهُۥ مِنْ إِلَٰهٍ ۚ إِذًا لَّذَهَبَ كُلُّ إِلَٰهٍۭ بِمَا خَلَقَ
وَلَعَلَا بَعْضُهُمْ عَلَىٰ بَعْضٍ ۚ سُبْحَٰنَ ٱللَّهِ عَمَّا يَصِفُونَ ﴿٩١﴾
عَٰلِمِ ٱلْغَيْبِ وَٱلشَّهَٰدَةِ فَتَعَٰلَىٰ عَمَّا يُشْرِكُونَ ﴿٩٢﴾ قُل رَّبِّ
إِمَّا تُرِيَنِّى مَا يُوعَدُونَ ﴿٩٣﴾ رَبِّ فَلَا تَجْعَلْنِى فِى ٱلْقَوْمِ ٱلظَّٰلِمِينَ
﴿٩٤﴾ وَإِنَّا عَلَىٰٓ أَن نُّرِيَكَ مَا نَعِدُهُمْ لَقَٰدِرُونَ ﴿٩٥﴾ ٱدْفَعْ بِٱلَّتِى
هِىَ أَحْسَنُ ٱلسَّيِّئَةَ ۚ نَحْنُ أَعْلَمُ بِمَا يَصِفُونَ ﴿٩٦﴾ وَقُل رَّبِّ
أَعُوذُ بِكَ مِنْ هَمَزَٰتِ ٱلشَّيَٰطِينِ ﴿٩٧﴾ وَأَعُوذُ بِكَ رَبِّ أَن
يَحْضُرُونِ ﴿٩٨﴾ حَتَّىٰٓ إِذَا جَآءَ أَحَدَهُمُ ٱلْمَوْتُ قَالَ رَبِّ
ٱرْجِعُونِ ﴿٩٩﴾ لَعَلِّىٓ أَعْمَلُ صَٰلِحًا فِيمَا تَرَكْتُ ۚ كَلَّآ ۚ إِنَّهَا
كَلِمَةٌ هُوَ قَآئِلُهَا ۖ وَمِن وَرَآئِهِم بَرْزَخٌ إِلَىٰ يَوْمِ يُبْعَثُونَ ﴿١٠٠﴾
فَإِذَا نُفِخَ فِى ٱلصُّورِ فَلَآ أَنسَابَ بَيْنَهُمْ يَوْمَئِذٍ وَلَا يَتَسَآءَلُونَ
﴿١٠١﴾ فَمَن ثَقُلَتْ مَوَٰزِينُهُۥ فَأُو۟لَٰٓئِكَ هُمُ ٱلْمُفْلِحُونَ ﴿١٠٢﴾ وَمَنْ
خَفَّتْ مَوَٰزِينُهُۥ فَأُو۟لَٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ خَسِرُوٓا۟ أَنفُسَهُمْ فِى جَهَنَّمَ
خَٰلِدُونَ ﴿١٠٣﴾ تَلْفَحُ وُجُوهَهُمُ ٱلنَّارُ وَهُمْ فِيهَا كَٰلِحُونَ ﴿١٠٤﴾



(90) Por ja që Ne u kemi ardhur atyre me të Vërtetën e arsyeja pse ata nuk besojnë, është se ata janë gënjeshtarë.

(91) Allahu kurrsesi nuk ka ndonjë fëmijë, siç pretendojnë jobesimtarët, e me Të nuk ekziston ndonjë zot tjetër, që e meriton të adhurohet. Nëse bashkë me Të do të ekzistonin edhe zota të tjerë që e meritojnë të adhurohen, atëherë secili prej tyre do të largohej me pjesën e vet të krijimit e do t'i kundërviheshin njëri-tjetrit për të dominuar. Kështu do të shkatërrohej rregulli në gjithësi, por ja që ky shkatërrim në realitet nuk ka ndodhur. Kjo tregon se Zoti që e meriton të adhurohet është vetëm Një – Allahu i Vetëm. Ai është i Pastër e i Shenjtëruar prej trillimeve që i përshkruajnë idhujtarët, siç janë bijtë dhe ortakët!

(92) Ai është i Gjithëdijshëm për çdo gjë që nuk hetohet dot nga krijesat e Tij dhe për çdo gjë që perceptohet nëpërmjet shqisave. Atij nuk i fshihet asgjë *(prandaj kini kujdes prej asaj që kujtoni se i fshini Atij)*. Allahu është shumë i Lartësuar për të pasur zota të tjerë ortakë!

(93) Thuaj, o i Dërguar: "Zoti im, nëse më tregon dënimin që u premtove atyre idhujtarëve,

(94) atëherë, o Zot, bëj që të mos jem në mesin tyre kur të shoh që po i dënon, që të mos më përfshijë edhe mua dënimi që do të përfshijë ata!'

(95) Vërtet, Ne jemi të Fuqishëm të ta tregojmë një pjesë të dënimit që po ua premtojmë atyre dhe asgjë nuk mund të na pengojë për këtë.

(96) Megjithatë, ti ktheje të keqen që ata po ta bëjnë ty, o i Dërguar, me sjelljen e fjalën tënde më të mirë. Fali ata dhe duro lëndimin që të shkaktojnë. Ne i dimë shumë mirë gënjeshtrat dhe idhujtarinë që shpifin për Allahun, si dhe gënjeshtrat që thonë për ty, si magjistar e i çmendur.

(97) Gjithashtu thuaj: "Zoti im, unë kërkoj mbrojtjen Tënde, që të më ruash prej ngacmimeve të shejtanëve *(ngatërrestarë që ndjellin konflikte)* prej xhindeve e njerëzve!

(98) Kërkoj mbrojtjen Tënde, o Zoti im, që ata të mos më vijnë përreth, kur të jem duke marrë vendimet e mia!"

(99) Pastaj lëri në injorancën e tyre e mos i përfill, derisa ndonjërit prej tyre t'i vijë vdekja, ndërkohë që është në mohim e idhujtari. Atëherë ta shikojë vetë me sytë e tij atë që e pret e pastaj i penduar për jetën që i ka humbur, të thotë: "O Zot, më kthe edhe një herë në jetën e dynjasë!

(100) Ndoshta, kur të kthehem, kam për të bërë vepra të mira, me të cilat Ti do të jesh i kënaqur." - Kurrsesi! - do t'u thuhet, sepse ajo që ai thotë është një fjalë boshe e aspak e vërtetë. Nëse ai do të kthehej në jetën e dynjasë, përsëri nuk do t'i përmbahej asaj që thotë. E kështu të vdekurit do të qëndrojnë në jetën e Berzahut (jetës mes dynjasë dhe Ahiretit - në varr) deri në Ditën e Ringjalljes. Aty nuk do të kenë mundësi që të kthehen më në dynja, për të bërë atë që nuk arritën ta bënin e për të përmirësuar atë që e patën prishur.

(101) Kur engjëlli i caktuar t'i fryjë Bririt herën e dytë, që të bëhet Ringjallja, atë ditë pastaj nuk do të ketë më lidhje farefisnore ndërmjet tyre, që ata të krenohen e të krekosen, për shkak të tmerrit që do të shohin në Ditën e Gjykimit. Askush prej tyre nuk do ta pyesë tjetrin, për shkak të frikës për veten e tyre, për atë që kanë bërë.

(102) Ata, të cilëve do t'u peshojnë më shumë të mirat se sa të këqijat, do të jenë të shpëtuarit, që do të arrijnë Xhenetin e dëshiruar dhe do të shpëtojnë prej asaj që kanë frikë *(Xhehenemit)*.

(103) Ata, të cilëve do t'u peshojnë më lehtë të mirat se sa të këqijat, e kanë humbur veten, duke bërë vepra të dëmshme dhe duke braktisur ato të dobishmet, siç janë besimi dhe bamirësia. Ata do të futen në zjarrin e Xhehenemit, ku do të mbeten përjetësisht.

(104) Fytyrat e buzët e tyre do t'ua përfshijë Zjarri e aty do të mbesin me fytyra të ngërdheshura e dhëmbë të dalë jashtë, ashtu siç ngërdhesheshin e qeshnin në jetën e dynjasë sa herë që atyre u lexoheshin Fjalët e Allahut.

### Mësime nga ajetet:

- Argumentimin e Njëshmërisë së Allahut, duke u nisur nga rregullsia e sistemit të universit.
- Se dija e Allahut përfshin gjithçka, të kaluarën e të ardhmen, të dukshmen e të padukshmen, atë që ekziston e atë që mund të ekzistonte.
- Se trajtimi me mirësjellje i atij që të ka bërë keq është morali i lartë i Islamit, i cili lë një ndikim të madh edhe tek armiqtë.
- Domosdoshmërinë e kërkimit të ndihmës dhe të mbrojtjes tek Allahu, kundër cytjeve dhe vesveseve të shejtanit.

أَلَمۡ تَكُنۡ ءَايَٰتِي تُتۡلَىٰ عَلَيۡكُمۡ فَكُنتُم بِهَا تُكَذِّبُونَ ١٠٥ قَالُواْ
رَبَّنَا غَلَبَتۡ عَلَيۡنَا شِقۡوَتُنَا وَكُنَّا قَوۡمٗا ضَآلِّينَ ١٠٦ رَبَّنَآ
أَخۡرِجۡنَا مِنۡهَا فَإِنۡ عُدۡنَا فَإِنَّا ظَٰلِمُونَ ١٠٧ قَالَ ٱخۡسَـُٔواْ فِيهَا
وَلَا تُكَلِّمُونِ ١٠٨ إِنَّهُۥ كَانَ فَرِيقٞ مِّنۡ عِبَادِي يَقُولُونَ رَبَّنَآ ءَامَنَّا
فَٱغۡفِرۡ لَنَا وَٱرۡحَمۡنَا وَأَنتَ خَيۡرُ ٱلرَّٰحِمِينَ ١٠٩ فَٱتَّخَذۡتُمُوهُمۡ
سِخۡرِيًّا حَتَّىٰٓ أَنسَوۡكُمۡ ذِكۡرِي وَكُنتُم مِّنۡهُمۡ تَضۡحَكُونَ ١١٠
إِنِّي جَزَيۡتُهُمُ ٱلۡيَوۡمَ بِمَا صَبَرُوٓاْ أَنَّهُمۡ هُمُ ٱلۡفَآئِزُونَ ١١١ قَٰلَ
كَمۡ لَبِثۡتُمۡ فِي ٱلۡأَرۡضِ عَدَدَ سِنِينَ ١١٢ قَالُواْ لَبِثۡنَا يَوۡمًا أَوۡ بَعۡضَ
يَوۡمٖ فَسۡـَٔلِ ٱلۡعَآدِّينَ ١١٣ قَٰلَ إِن لَّبِثۡتُمۡ إِلَّا قَلِيلٗاۖ لَّوۡ أَنَّكُمۡ
كُنتُمۡ تَعۡلَمُونَ ١١٤ أَفَحَسِبۡتُمۡ أَنَّمَا خَلَقۡنَٰكُمۡ عَبَثٗا وَأَنَّكُمۡ
إِلَيۡنَا لَا تُرۡجَعُونَ ١١٥ فَتَعَٰلَى ٱللَّهُ ٱلۡمَلِكُ ٱلۡحَقُّۖ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا
هُوَ رَبُّ ٱلۡعَرۡشِ ٱلۡكَرِيمِ ١١٦ وَمَن يَدۡعُ مَعَ ٱللَّهِ إِلَٰهًا
ءَاخَرَ لَا بُرۡهَٰنَ لَهُۥ بِهِۦ فَإِنَّمَا حِسَابُهُۥ عِندَ رَبِّهِۦٓۚ إِنَّهُۥ لَا يُفۡلِحُ
ٱلۡكَٰفِرُونَ ١١٧ وَقُل رَّبِّ ٱغۡفِرۡ وَٱرۡحَمۡ وَأَنتَ خَيۡرُ ٱلرَّٰحِمِينَ ١١٨

ترتيبها ٢٤ — سُورَةُ النُّورِ — آياتها ٦٤



(105) Më pas do t'u thuhet me qortim: "A nuk ju lexoheshin juve ajetet e Kuranit, sa ishit në jetën e dynjasë dhe ju quanit ato gënjeshtra?!"
(106) Ata do të thonë: "Zoti ynë, ne na mundi e keqja jonë, duke u dhënë pas kënaqësive e gjërave të kota. Ne ishim njerëz që e kishin humbur arsyen e dëshirën për t'u përmirësuar, për shkak të këtyre, prandaj nuk mund të gjenim dot të vërtetën e të ndryshonim veten.
(107) O Zoti ynë, na nxirr prej Zjarrit dhe nëse i kthehemi përsëri mosbesimit dhe punëve të këqija, atëherë me të vërtetë që do të ishim keqbërës e nuk do të kishim më asnjë arsyetim!"
(108) Atëherë, Ai do t'u thotë: "Heshtni të poshtëruar në Zjarr dhe mos më flisni!
(109) Një grup prej robërve të Mi më patën besuar, duke u lutur: 'Zoti ynë, ne të kemi besuar, prandaj na i fal mëkatet tona dhe na përfshi në mëshirën Tënde, sepse Ti je më i miri i mëshiruesve!'
(110) Mirëpo ju i trajtuat me tallje dhe përçmim të tillë besimtarë, që ju patën ftuar drejt Zotit tuaj, derisa kjo ju bëri të harronit përkujtimin Tim dhe të qeshnit me ta.
(111) Këta besimtarë Unë i shpërbleva me Xhenet sot, në këtë Ditë Gjykimi, për qëndrueshmërinë që treguan në bindje ndaj Meje dhe për durimin ndaj vuajtjeve që ua shkaktuat ju.
Pasi mohuesit i kërkuan Allahut që t'i kthente në jetën e dynjasë, për të ndrequr atë që kishin prishur, Allahu u kujton se sa jetuan në dynja dhe sa mundësi patën për t'u penduar, nëse do ta dëshironin diçka të tillë.

(112) Sa keni qëndruar në Tokë, meqë u dhatë pas saj dhe e vlerësuat aq shumë?!'
(113) Do të thonë: "Kemi qëndruar një ditë ose një pjesë dite. Pyet *(më mirë)* ata që dinë të përllogarisin."
(114) U thotë: "Për aq pak sa keni qëndruar, durimi për të qenë në bindje të Allahut do të ishte i lehtë, nëse do ta kuptonit kohëzgjatjen e qëndrimit tuaj."
(115) Vallë, a mos keni menduar, o njerëz, se Ne ju kemi krijuar për lojë e pa asnjë urtësi?! Që nuk do t'ju ndiqte asnjë shpërblim apo dënim, njëlloj si kafshët?! Që nuk do të ktheheshit tek Ne në Ditën e Gjykimit për të dhënë llogari, ku të shpërbleheshit e të ndëshkoheshit për atë që keni bërë?!"
(116) I Lartësuar është Allahu prej kësaj që mund të mendohet për Të. Ai është i Gjithëpushtetshmi, që vepron çfarë të dëshirojë në krijimin e Vet. Ai është i Vërteti dhe premtimi i Tij është i vërtetë, Fjala e Tij është e vërteta dhe nuk ka zot tjetër që e meriton adhurimin përveç Tij. Ai është Zoti i Arshit Fisnik, i cili është krijesa e Tij më e madhe e më i mahnitshme. Atëherë, Ai që është Zot i krijesës më të madhe e më të mahnitshme, sigurisht që është Zot edhe i atyre që janë nën të.
(117) Prandaj, kush i lutet ndonjë zoti tjetër përveç Allahut, veprim për të cilin nuk ka asnjë argument, ai do të merret në llogari nga Krijuesi i Tij, i Cili do t'i japë atë ndëshkimin e merituar. Në të vërtetë, jobesimtarët nuk do të arrijnë asgjë nga ato që dëshirojnë dhe nuk do të shpëtojnë prej atij që kanë frikë *(Xhehenemit)*.
(118) E ti, o i Dërguar, vazhdimisht thuaj: "Zoti im, m'i fal gabimet e mia, më mëshiro me mëshirën Tënde, sepse Ti je më i miri Mëshirues, që e mëshiron këdo që ka bërë mëkat, duke ia pranuar pendimin.

**Mësime nga ajetet:**

- Se jobesimtari do të jetë në pozitë të poshtëruar para Allahut të Lartësuar.
- Se përqeshja dhe tallja me të devotshmit është një prej mëkateve të mëdha dhe kushdo që vepron kështu, atë e pret dënimi.
- Se humbja e kohës dhe e jetës pas gjërave të pavlefshme për botën tjetër është veçori e jobesimtarëve.
- Se lavdërimi i Allahut është një prej formave të etikës gjatë lutjes.
- Pasi Allahu e filloi suren duke përmendur tiparet e besimtarëve të shpëtuar, e mbylli atë duke përmendur dështimin e jobesimtarëve e mosshpëtimin e tyre.

## SURJA EN-NUR

*Medinase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

### Qëllimet e sures:

Ftesa për pastërtinë e moralit dhe mbrojtjen e nderit.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) Kjo është sure, të cilën Ne e kemi zbritur që të veprohet sipas dispozitave të saj, duke shpallur në të vendime të qarta, me shpresë se ju do të nxirrni mësime e do të përkujtoni mirësinë e Allahut ndaj jush, që ju udhëzoi.

(2) Femra dhe mashkulli i pamartuar që kanë bërë marrëdhënie jashtëmartesore, fshikulloni secilin pre tyre me nga njëqind kamxhikë! Të mos ju prekë dhembshuria e mëshira, aq sa të mos e kryeni këtë dispozitë apo ta zbusni atë masë ndaj tyre, nëse vërtet besoni në Allahun dhe në Ditën e Gjykimit! Gjatë ndëshkimit të tyre, le të jenë të pranishëm një pjesë e besimtarëve, për të reflektuar nga turpërimi i tyre dhe për të penguar të tjerët nga kjo vepër.

(3) Ai që ka bërë imoralitet, nuk e meriton të martohet me tjetër, përveçse me një imorale ose idhujtare; edhe ajo që ka bërë imoralitet, nuk e meriton të martohet me tjetër, përveçse me një imoral ose idhujtar. Martesa me ta është e ndaluar për ata që janë besimtarë.

(4) Ata që akuzojnë për imoralitet femrat e ndershme *(përfshirë këtu edhe burrat e ndershëm)* dhe nuk sjellin katër dëshmitarë për të vërtetuar akuzën e tyre, fshikullojini, o pushtetarë, me tetëdhjetë kamxhikë! Pas kësaj, mos ua pranoni dëshminë më kurrë. Ata që shpifin kundër të ndershmeve janë të pabindur ndaj Allahut.



بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

سُورَةٌ أَنزَلۡنَٰهَا وَفَرَضۡنَٰهَا وَأَنزَلۡنَا فِيهَآ ءَايَٰتِۭ بَيِّنَٰتٖ لَّعَلَّكُمۡ تَذَكَّرُونَ ١ ٱلزَّانِيَةُ وَٱلزَّانِي فَٱجۡلِدُواْ كُلَّ وَٰحِدٖ مِّنۡهُمَا مِاْئَةَ جَلۡدَةٖۖ وَلَا تَأۡخُذۡكُم بِهِمَا رَأۡفَةٞ فِي دِينِ ٱللَّهِ إِن كُنتُمۡ تُؤۡمِنُونَ بِٱللَّهِ وَٱلۡيَوۡمِ ٱلۡأٓخِرِۖ وَلۡيَشۡهَدۡ عَذَابَهُمَا طَآئِفَةٞ مِّنَ ٱلۡمُؤۡمِنِينَ ٢ ٱلزَّانِي لَا يَنكِحُ إِلَّا زَانِيَةً أَوۡ مُشۡرِكَةٗ وَٱلزَّانِيَةُ لَا يَنكِحُهَآ إِلَّا زَانٍ أَوۡ مُشۡرِكٞۚ وَحُرِّمَ ذَٰلِكَ عَلَى ٱلۡمُؤۡمِنِينَ ٣ وَٱلَّذِينَ يَرۡمُونَ ٱلۡمُحۡصَنَٰتِ ثُمَّ لَمۡ يَأۡتُواْ بِأَرۡبَعَةِ شُهَدَآءَ فَٱجۡلِدُوهُمۡ ثَمَٰنِينَ جَلۡدَةٗ وَلَا تَقۡبَلُواْ لَهُمۡ شَهَٰدَةً أَبَدٗاۚ وَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡفَٰسِقُونَ ٤ إِلَّا ٱلَّذِينَ تَابُواْ مِنۢ بَعۡدِ ذَٰلِكَ وَأَصۡلَحُواْ فَإِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٞ رَّحِيمٞ ٥ وَٱلَّذِينَ يَرۡمُونَ أَزۡوَٰجَهُمۡ وَلَمۡ يَكُن لَّهُمۡ شُهَدَآءُ إِلَّآ أَنفُسُهُمۡ فَشَهَٰدَةُ أَحَدِهِمۡ أَرۡبَعُ شَهَٰدَٰتِۭ بِٱللَّهِ إِنَّهُۥ لَمِنَ ٱلصَّٰدِقِينَ ٦ وَٱلۡخَٰمِسَةُ أَنَّ لَعۡنَتَ ٱللَّهِ عَلَيۡهِ إِن كَانَ مِنَ ٱلۡكَٰذِبِينَ ٧ وَيَدۡرَؤُاْ عَنۡهَا ٱلۡعَذَابَ أَن تَشۡهَدَ أَرۡبَعَ شَهَٰدَٰتِۭ بِٱللَّهِ إِنَّهُۥ لَمِنَ ٱلۡكَٰذِبِينَ ٨ وَٱلۡخَٰمِسَةَ أَنَّ غَضَبَ ٱللَّهِ عَلَيۡهَآ إِن كَانَ مِنَ ٱلصَّٰدِقِينَ ٩ وَلَوۡلَا فَضۡلُ ٱللَّهِ عَلَيۡكُمۡ وَرَحۡمَتُهُۥ وَأَنَّ ٱللَّهَ تَوَّابٌ حَكِيمٌ ١٠



(5) Përjashtim bëjnë ata që kthehen tek Allahu të penduar për shpifjen që patën bërë dhe i përmirësojnë veprat e tyre. Allahu ka për t'ua pranuar pendimin dhe dëshminë, sepse Ai është Mëkatfalës dhe i Mëshirshëm ndaj çdokujt që pendohet.

(6) Ndërsa burrat që i akuzojnë bashkëshortet e veta, por nuk kanë dëshmitarë për akuzën e tyre, përveç vetes, le të betohen katër herë radhazi në emër të Allahut, se thonë të vërtetën për akuzën që bëjnë ndaj grave.

(7) Pastaj në dëshminë e pestë, të shtojnë lutjen kundër vetes, që mallkimi i Allahut të bjerë mbi ta nëse po gënjejnë.

(8) Që gruaja ta shpëtojë veten nga ndëshkimi, le të dëshmojë edhe ajo katër herë, duke u betuar në Allahun, se burri po gënjen në akuzën që i drejtoi asaj.

(9) Pastaj në dëshminë të pestë të shtojë lutjen kundër vetes, që zemërimi i Allahut t'i bjerë asaj, nëse burri është duke e thënë të vërtetën.

(10) Nëse Allahu nuk do të ishte i Butë e Mëshirshëm me ju, o njerëz dhe nëse nuk do të ishte Pranues i pendimit e i Urtë në mënyrën se si i vendos ligjet, do t'jua kishte shpejtuar dënimin dhe do t'ju kishte turpëruar para të gjithëve.

### Mësime nga ajetet:

- Përgatitja për të folur për çështje të mëdha, nis duke paralajmëruar rëndësinë e tyre.
- Në shoqërinë muslimane, humbet respekti e mëshira ndaj atij që bën kurvëri.
- Bllokada shoqërore ndaj imoralëve është mjet për ta mbrojtur shoqërinë prej tyre dhe për t'i zmbrapsur ata prej kësaj vepre.
- Shumëfishimi i dënimit për shpifësit në dënim material (rrahja me kamxhik) dhe moral (mospranimi i dëshmisë), tregojnë rrezikshmërinë e lartë që sjell kryerja e kësaj vepre në shoqëri.
- Akuza për imoralitet vërtetohet vetëm me provë të qartë (me katër dëshmitarë të drejtë), përndryshe quhet shpifje.

إِنَّ ٱلَّذِينَ جَآءُو بِٱلۡإِفۡكِ عُصۡبَةٞ مِّنكُمۡۚ لَا تَحۡسَبُوهُ شَرّٗا لَّكُمۖ بَلۡ
هُوَ خَيۡرٞ لَّكُمۡۚ لِكُلِّ ٱمۡرِيٕٖ مِّنۡهُم مَّا ٱكۡتَسَبَ مِنَ ٱلۡإِثۡمِۚ وَٱلَّذِي تَوَلَّىٰ
كِبۡرَهُۥ مِنۡهُمۡ لَهُۥ عَذَابٌ عَظِيمٞ ﴿١١﴾ لَّوۡلَآ إِذۡ سَمِعۡتُمُوهُ ظَنَّ ٱلۡمُؤۡمِنُونَ
وَٱلۡمُؤۡمِنَٰتُ بِأَنفُسِهِمۡ خَيۡرٗا وَقَالُواْ هَٰذَآ إِفۡكٞ مُّبِينٞ ﴿١٢﴾ لَّوۡلَا
جَآءُو عَلَيۡهِ بِأَرۡبَعَةِ شُهَدَآءَۚ فَإِذۡ لَمۡ يَأۡتُواْ بِٱلشُّهَدَآءِ فَأُوْلَٰٓئِكَ
عِندَ ٱللَّهِ هُمُ ٱلۡكَٰذِبُونَ ﴿١٣﴾ وَلَوۡلَا فَضۡلُ ٱللَّهِ عَلَيۡكُمۡ وَرَحۡمَتُهُۥ
فِي ٱلدُّنۡيَا وَٱلۡأٓخِرَةِ لَمَسَّكُمۡ فِي مَآ أَفَضۡتُمۡ فِيهِ عَذَابٌ عَظِيمٌ ﴿١٤﴾
إِذۡ تَلَقَّوۡنَهُۥ بِأَلۡسِنَتِكُمۡ وَتَقُولُونَ بِأَفۡوَاهِكُم مَّا لَيۡسَ لَكُم بِهِۦ عِلۡمٞ
وَتَحۡسَبُونَهُۥ هَيِّنٗا وَهُوَ عِندَ ٱللَّهِ عَظِيمٞ ﴿١٥﴾ وَلَوۡلَآ إِذۡ سَمِعۡتُمُوهُ
قُلۡتُم مَّا يَكُونُ لَنَآ أَن نَّتَكَلَّمَ بِهَٰذَا سُبۡحَٰنَكَ هَٰذَا بُهۡتَٰنٌ عَظِيمٞ
﴿١٦﴾ يَعِظُكُمُ ٱللَّهُ أَن تَعُودُواْ لِمِثۡلِهِۦٓ أَبَدًا إِن كُنتُم مُّؤۡمِنِينَ ﴿١٧﴾
وَيُبَيِّنُ ٱللَّهُ لَكُمُ ٱلۡأٓيَٰتِۚ وَٱللَّهُ عَلِيمٌ حَكِيمٌ ﴿١٨﴾ إِنَّ ٱلَّذِينَ
يُحِبُّونَ أَن تَشِيعَ ٱلۡفَٰحِشَةُ فِي ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَهُمۡ عَذَابٌ أَلِيمٞ
فِي ٱلدُّنۡيَا وَٱلۡأٓخِرَةِۚ وَٱللَّهُ يَعۡلَمُ وَأَنتُمۡ لَا تَعۡلَمُونَ ﴿١٩﴾ وَلَوۡلَا
فَضۡلُ ٱللَّهِ عَلَيۡكُمۡ وَرَحۡمَتُهُۥ وَأَنَّ ٱللَّهَ رَءُوفٞ رَّحِيمٞ ﴿٢٠﴾



(11) Sa u përket atyre që shpifën *(duke akuzuar Nënën e besimtarëve – Aishen, për imoralitet),* ata janë një grup që hiqen sikur janë me ju, o besimtarë. Mos mendoni se ajo shpifje është në dëmin tuaj! Përkundrazi, ajo është në të mirën tuaj, sepse me atë pastrohen radhët e besimtarëve, duke u dalluar hipokritët nga besimplotët, si dhe pastrohet figura e Nënës së besimtarëve, Aishes.
Kushdo që mori pjesë në këtë akuzë për imoralitet, do të ketë pjesën e vet të ndëshkimit për aq sa ka folur. Ai që do të mbajë barrën më të madhe të kësaj shpifjeje, do të jetë ai që e nisi atë, Abdullah bin Ubej ibn Selul, i cili do të vuajë ndëshkimin më të madh.

(12) Përse besimtarët dhe besimtaret, kur e dëgjuan këtë shpifje të madhe, nuk menduan fillimisht të mirën ndaj vëllezërve të tyre besimtarë, duke thënë se kjo është gënjeshtër e qartë?!

(13) Përse ata që e sollën këtë shpifje të rëndë ndaj Nënës së besimtarëve – Aishes, nuk sollën edhe katër dëshmitarë, që të dëshmonin vërtetësinë e asaj shpifjeje?! Meqë ata nuk erdhën me katër dëshmitarë për këtë – e as që do mund t'i sjellin kurrë – atëherë dijeni se për Allahun pikërisht këta janë gënjeshtarët.

(14) Nëse Allahu nuk do të tregohej i Mirë e i Mëshirshëm me ju, o besimtarë, duke mos jua shpejtuar ndëshkimin dhe duke ua pranuar pendimin atyre midis jush që u penduan, do t'ju kishte zënë një dënim i madh, për shkak të gënjeshtrës dhe shpifjes kundër Nënës së besimtarëve.

(15) Kur shpifjen ia tregonit njëri-tjetrit dhe e transmetonit gojë më gojë, pavarësisht se ishte e pavërtetë, nuk kishit asnjë dije *të sigurt* dhe mendonit se ajo ishte diçka e vogël, e parëndësishme, por në fakt, tek Allahu ajo ishte vërtet e madhe.

(16) Përse të mos thoshit kur ju e dëgjuat këtë shpifje: "Nuk na takon neve të përcjellim këto fjalë të turpshme. I Pastër je Ti, o Zoti ynë *(që të ndodhë kjo në familjen e të Zgjedhurit Tënd)*. Kjo që i kanë veshur Nënës së besimtarëve është një gënjeshtër e madhe."

(17) Allahu jua bën me dije dhe po ju këshillon që të mos i ktheheni më shpifjeve të tilla, duke akuzuar të pafajshmit me imoralitet, nëse vërtetë jeni besimtarë që i besoni Allahut!

(18) Kështu, Allahu ju sqaron ajetet gjithëpërfshirëse, që përmbajnë dispozitat dhe këshillat e Tij. Vërtet, Allahu di gjithçka që ju veproni, Atij nuk mund t'i fshihet asnjë vepër e juaja dhe mbi bazën e tyre ka për t'ju dhënë atë që meritoni. Ai është i Urtë, në mënyrën se si i drejton çështjet dhe ligjet e Veta.

(19) Sa për ata të cilët dëshirojnë që në mesin e besimtarëve të përhapen imoraliteti dhe shpifja ndaj të ndershmëve, ata do të vuajnë dënimin të dhembshëm me kamxhik në jetën e kësaj bote, ndërsa në botën tjetër i pret dënimi i Zjarrit. Allahu e di shumë mirë arsyen e gënjeshtrës së tyre, e di pastërtinë e robërve të Vet dhe interesin e tyre, ndërsa ju nuk e dini.

(20) Nëse nuk do të kishte qenë Mirësia dhe Mëshira e Allahut ndaj jush që ratë pre e kësaj shpifjeje dhe nëse Ai nuk do të kishte qenë i Butë e i Dhembshur me ju, do t'jua kishte përshpejtuar ndëshkimin *(që në jetën e kësaj bote)*.

## Mësime nga ajetet:

- Hipokritët synojnë të shkatërrojnë e qendrat e besueshmërisë në shoqërinë e muslimanëve, duke përhapur akuza të pavërteta.
- Hipokritët mund të përdorin ndonjë prej besimtarëve për të arritur qëllimet e veta.
- Nëna e besimtarëve, Aisha *(Allahu qoftë i kënaqur me të!)*, është nderuar duke zbritur nga sipër shtatë qiejve shfajësimi prej një akuze të tillë.
- Është e domosdoshme që të sigurohesh për vërtetësinë e fjalëve të përhapura.

الحِزْبُ ٣٦

۞ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تَتَّبِعُواْ خُطُوَٰتِ ٱلشَّيۡطَٰنِۚ وَمَن يَتَّبِعۡ
خُطُوَٰتِ ٱلشَّيۡطَٰنِ فَإِنَّهُۥ يَأۡمُرُ بِٱلۡفَحۡشَآءِ وَٱلۡمُنكَرِۚ وَلَوۡلَا
فَضۡلُ ٱللَّهِ عَلَيۡكُمۡ وَرَحۡمَتُهُۥ مَا زَكَىٰ مِنكُم مِّنۡ أَحَدٍ أَبَدٗا وَلَٰكِنَّ
ٱللَّهَ يُزَكِّي مَن يَشَآءُۗ وَٱللَّهُ سَمِيعٌ عَلِيمٞ ٢١ وَلَا يَأۡتَلِ أُوْلُواْ ٱلۡفَضۡلِ
مِنكُمۡ وَٱلسَّعَةِ أَن يُؤۡتُوٓاْ أُوْلِي ٱلۡقُرۡبَىٰ وَٱلۡمَسَٰكِينَ وَٱلۡمُهَٰجِرِينَ
فِي سَبِيلِ ٱللَّهِۖ وَلۡيَعۡفُواْ وَلۡيَصۡفَحُوٓاْۗ أَلَا تُحِبُّونَ أَن يَغۡفِرَ ٱللَّهُ
لَكُمۡۚ وَٱللَّهُ غَفُورٞ رَّحِيمٌ ٢٢ إِنَّ ٱلَّذِينَ يَرۡمُونَ ٱلۡمُحۡصَنَٰتِ
ٱلۡغَٰفِلَٰتِ ٱلۡمُؤۡمِنَٰتِ لُعِنُواْ فِي ٱلدُّنۡيَا وَٱلۡأٓخِرَةِ وَلَهُمۡ عَذَابٌ
عَظِيمٞ ٢٣ يَوۡمَ تَشۡهَدُ عَلَيۡهِمۡ أَلۡسِنَتُهُمۡ وَأَيۡدِيهِمۡ وَأَرۡجُلُهُم بِمَا
كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ٢٤ يَوۡمَئِذٖ يُوَفِّيهِمُ ٱللَّهُ دِينَهُمُ ٱلۡحَقَّ وَيَعۡلَمُونَ أَنَّ
ٱللَّهَ هُوَ ٱلۡحَقُّ ٱلۡمُبِينُ ٢٥ ٱلۡخَبِيثَٰتُ لِلۡخَبِيثِينَ وَٱلۡخَبِيثُونَ
لِلۡخَبِيثَٰتِۖ وَٱلطَّيِّبَٰتُ لِلطَّيِّبِينَ وَٱلطَّيِّبُونَ لِلطَّيِّبَٰتِۚ
أُوْلَٰٓئِكَ مُبَرَّءُونَ مِمَّا يَقُولُونَۖ لَهُم مَّغۡفِرَةٞ وَرِزۡقٞ كَرِيمٞ ٢٦ يَٰٓأَيُّهَا
ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ لَا تَدۡخُلُواْ بُيُوتًا غَيۡرَ بُيُوتِكُمۡ حَتَّىٰ تَسۡتَأۡنِسُواْ
وَتُسَلِّمُواْ عَلَىٰٓ أَهۡلِهَاۚ ذَٰلِكُمۡ خَيۡرٞ لَّكُمۡ لَعَلَّكُمۡ تَذَكَّرُونَ ٢٧



(21) O ju që keni besuar Allahun e veproni sipas dispozitave të Tij, mos i ndiqni gjurmët e shejtanit, i cili jua zbukuron ndjekjen e të pavërtetës! Kush i ndjek gjurmët e tij, le ta dijë se ai do ta urdhërojë që të flasë e të veprojë gjëra të turpshme dhe të ndaluara nga feja e Allahut. Nëse nuk do të kishte qenë Mirësia e Allahut ndaj jush, o besimtarë, askush prej jush nuk do të ishte dëlirur me pendesë. Mirëpo Allahu dëlir kë të dëshirojë prej robërve të Vet, duke ia mundësuar që të pendohet e duke ia pranuar pastaj pendimin. Allahu është Dëgjues i çdo gjëje që ju thoni e është i Gjithëdijshëm për çdo gjë që ju bëni; Atij nuk mund t'i fshihet asgjë e juaja dhe për çdo gjë ka për t'ju shpërblyer.

* Kur Ebu Bekri mori vesh se edhe Mistahu, të cilit i kishte lidhur një ndihmë ekonomike, kishte qenë i përfshirë në këtë shpifje, u betua se nuk do t'i jepte më atij asgjë. Mirëpo Allahu tha:

(22) Njerëzit e virtytshëm në fe dhe që zotërojnë pasuri, nuk duhet të betohen se s'do t'u japin më ndihmë të afërmve të varfër e nevojtarë, që ishin shpërngulur në Rrugë të Allahut e që u përfshinë në këtë shpifje. Por le t'ua falin dhe të mos ua vënë re atë gabim, pasi me këto sprova Allahu jua fal gjynahet. A nuk dëshironi që Allahu t'jua falë gjynahet?! Allahu është Falës *(dëshiron që njerëzit t'i kërkojnë falje Atij)* dhe Mëshirues *(dëshiron që ata të pendohen e të kthehen tek Ai)*.

(23) Sa për ata që shpifin kundër femrave të ndershme, të pastra dhe besimtare, që as mendja nuk u shkon për imoralitet, Allahu i ka përjashtuar prej Mëshirës së Vet në këtë botë edhe në botën tjetër. Ndërsa në Ditën e Gjykimit ata i pret një dënim i madh.

(24) Atë ditë, kur të dalin përpara Allahut, do të dëshmojnë kundër tyre gjuhët e veta për të pavërtetat që patën thënë, si dhe do të dëshmojnë duart e këmbët e tyre për veprimet që patën bërë.

(25) Atëherë Allahu ka për t'i dhënë çdokujt atë që meriton dhe ata kanë për ta kuptuar se Allahu është i Vërteti dhe se çdo urdhërim, njoftim dhe premtim i Tij është i drejtë e i vërtetë, pa mëdyshje.

(26) Çdokush (burrë a grua) dhe çdo gjë e ligë është e përshtatshme për çdokënd (burrë a grua) dhe çdo gjë të ligë. Ashtu sikurse çdokush (burrë a grua) dhe çdo gjë e mirë është e përshtatshme për çdokënd (burrë a grua) e çdo gjë të mirë. Ata të burra e gra të ndershëm janë të pastër prej shpifjeve që thonë të ligjtë dhe të ligat kundër tyre. Ata do të kenë falje mëkatesh prej Zotit të tyre dhe mirësi të bollshme, që është Xheneti.

* Shikimi i pjesëve intime tek të tjerët shkakton nxitjen e epshit, çka mund të çojë në kryerjen e imoralitetit të përmendur në fillim të sures. Për këtë arsye, Allahu urdhëron që të kërkohet leje para se të hyhet në një shtëpi të huaj, me qëllim që të ruhet shikimi nga pamja e pjesëve intime. Ai thotë:

(27) O ju që keni besuar Allahun dhe punoni sipas dispozitave të Tij, mos u futni në shtëpi që nuk janë tuajat, pa i kërkuar leje të zotëve të tyre për të hyrë dhe pa u dhënë selam. Pra, kërkoni leje duke thënë: Selamun alejkum *(Paqja qoftë mbi ju)*! A mund të futem?! Kërkimi i lejes, që ju është urdhëruar, është më mirë sesa të hyni papritmas; ndoshta e mësoni këtë urdhër dhe zbatoni.

### Mësime nga ajetet:

- Mashtrimet dhe yshtjet e shejtanit gjithmonë nxisin shtimin e mëkateve, prandaj besimtari të bëjë kujdes.
- Mbarësia për t'u penduar dhe për të bërë veprat e mira vjen vetëm nga Allahu dhe nuk mund të arrihet dot vetë.
- Falja dhe mosvënia re e gabimit të dikujt është një mënyrë për fshirjen e mëkateve.
- Shpifja kundër të grave të ndershme konsiderohet prej mëkateve më të mëdha.
- Është e detyrueshme që të merret leje para se të hyhet në shtëpi të huaj, në mënyrë që të mos shihen gjëra të palejuara apo të ruhet shenjtëria e atyre shtëpive.

فَإِن لَّمۡ تَجِدُواْ فِيهَآ أَحَدٗا فَلَا تَدۡخُلُوهَا حَتَّىٰ يُؤۡذَنَ لَكُمۡۖ
وَإِن قِيلَ لَكُمُ ٱرۡجِعُواْ فَٱرۡجِعُواْۖ هُوَ أَزۡكَىٰ لَكُمۡۚ وَٱللَّهُ بِمَا
تَعۡمَلُونَ عَلِيمٞ ٢٨ لَّيۡسَ عَلَيۡكُمۡ جُنَاحٌ أَن تَدۡخُلُواْ بُيُوتًا
غَيۡرَ مَسۡكُونَةٖ فِيهَا مَتَٰعٞ لَّكُمۡۚ وَٱللَّهُ يَعۡلَمُ مَا تُبۡدُونَ وَمَا
تَكۡتُمُونَ ٢٩ قُل لِّلۡمُؤۡمِنِينَ يَغُضُّواْ مِنۡ أَبۡصَٰرِهِمۡ وَيَحۡفَظُواْ
فُرُوجَهُمۡۚ ذَٰلِكَ أَزۡكَىٰ لَهُمۡۚ إِنَّ ٱللَّهَ خَبِيرُۢ بِمَا يَصۡنَعُونَ ٣٠
وَقُل لِّلۡمُؤۡمِنَٰتِ يَغۡضُضۡنَ مِنۡ أَبۡصَٰرِهِنَّ وَيَحۡفَظۡنَ
فُرُوجَهُنَّ وَلَا يُبۡدِينَ زِينَتَهُنَّ إِلَّا مَا ظَهَرَ مِنۡهَاۖ وَلۡيَضۡرِبۡنَ
بِخُمُرِهِنَّ عَلَىٰ جُيُوبِهِنَّۖ وَلَا يُبۡدِينَ زِينَتَهُنَّ إِلَّا لِبُعُولَتِهِنَّ
أَوۡ ءَابَآئِهِنَّ أَوۡ ءَابَآءِ بُعُولَتِهِنَّ أَوۡ أَبۡنَآئِهِنَّ أَوۡ أَبۡنَآءِ بُعُولَتِهِنَّ
أَوۡ إِخۡوَٰنِهِنَّ أَوۡ بَنِيٓ إِخۡوَٰنِهِنَّ أَوۡ بَنِيٓ أَخَوَٰتِهِنَّ أَوۡ نِسَآئِهِنَّ
أَوۡ مَا مَلَكَتۡ أَيۡمَٰنُهُنَّ أَوِ ٱلتَّٰبِعِينَ غَيۡرِ أُوْلِي ٱلۡإِرۡبَةِ مِنَ
ٱلرِّجَالِ أَوِ ٱلطِّفۡلِ ٱلَّذِينَ لَمۡ يَظۡهَرُواْ عَلَىٰ عَوۡرَٰتِ ٱلنِّسَآءِۖ
وَلَا يَضۡرِبۡنَ بِأَرۡجُلِهِنَّ لِيُعۡلَمَ مَا يُخۡفِينَ مِن زِينَتِهِنَّۚ وَتُوبُوٓاْ
إِلَى ٱللَّهِ جَمِيعًا أَيُّهَ ٱلۡمُؤۡمِنُونَ لَعَلَّكُمۡ تُفۡلِحُونَ ٣١



(28) Nëse në ato shtëpi nuk gjeni dikë, atëherë mos hyni, derisa t'ju jepet leje nga dikush që i është dhënë e drejta për ta bërë këtë. Por nëse ju thuhet: 'Kthehuni!' Atëherë ju kthehuni e mos hyni në to, pasi kjo është më e pastër tek Allahu për ju. Allahu është i Dijshëm, Atij nuk i fshihet asgjë dhe Ai ka për t'ju shpërblyer për gjithçka ju bëni.

(29) Nuk është gjynah të hyni pa marrë leje në ndërtesat publike, bibliotekat, tregjet etj. Allahu e di gjithçka që ju shfaqni dhe fshihni, pa iu fshehur asnjë nga veprimet tuaja, për të cilat do t'ju japë atë që meritoni.

* Meqë shikimi është rrugë që shpie drejt imoralitetit, Allahu urdhëron uljen e tij si masë parandaluese:

(30) O i Dërguar! Thuaju besimtarëve që t'i ulin sytë dhe ta përmbajnë veten që të mos shohin atë që nuk u lejohet prej grave të huaja dhe pjesëve të turpshme! Le t'i ruajnë pjesët e tyre intime nga veprat e ndaluara dhe nga zbulimi! Përmbajtja e vetes nga shikimi i gjërave të ndaluara është më e pastër dhe më e dobishme për ata tek Allahu. Vërtet, Allahu di mirë çdo gjë që ata bëjnë! Atij nuk mund t'i fshihet asgjë dhe secilit ka për t'i dhënë shpërblimin e merituar për veprimet e veta.

(31) Thuaju, gjithashtu, edhe femrave besimtare që edhe ato t'i ulin shikimet e t'i përmbajnë ato e të mos shikojnë në ato pjesë intime të trupit që atyre nuk u lejohet t'i shikojnë! Le t'i ruajnë pjesët intime të trupit të vet, duke i mbuluar ato dhe të mos bien në imoralitet! Prandaj të mos e shfaqin bukurinë dhe sharmin e tyre për të huajt, përveç asaj bukurie që është e dukshme prej tyre e nuk mund të fshihet, siç janë rrobat dhe veshjet e tyre! Le t'i hedhin shamitë mbi kokat e deri te kraharorët, duke mbuluar kështu flokët, qafën e çdo gjë tjetër provokuese! Të mos ua shfaqin hijeshinë e tyre askujt, veçse bashkëshortëve të vet; baballarëve të vet apo baballarëve të bashkëshortëve të vet; bijve të vet apo bijve të bashkëshortëve të vet; vëllezërve të vet apo djemve të vëllezërve dhe të motrave të veta; grave të atyre që u përmendën e që janë të afërmet ose shoqet e tyre të besueshme, ose robëreshave që i kanë nën pronësinë e tyre, qofshin ato besimtare apo idhujtare; ose ndjekësve prej meshkujve*(që kanë probleme mendore, ose pleqve)* apo fëmijëve, të cilët nuk kanë asnjë interes për pjesët intime të femrave; dhe gjithashtu- o i Dërguar – thuaju që të mos e godasin tokën me këmbët e tyre e të tërheqin vëmendjen e të huajve me këtë, për të nxjerrë në dukje bukuritë që ato i fshehin poshtë veshjeve të tyre! Pendohuni tek Allahu, o ju besimtarë, të gjithë së bashku *(gra e burra),* në lidhje me gjithçka që e hap derën e imoralitetit, me shpresën që do të arrini shpëtimin si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.

**Mësime nga ajetet:**

- Lejueshmëria e hyrjes në objekte publike, pa pasur nevojë për të kërkuar leje.
- Detyrimi i uljes së shikimit si për burrat, ashtu edhe për gratë, në gjërat që atyre nuk u lejohen.
- Detyrimi i mbulesës së femrës.
- Ndalimi i përdorimit të çdo gjëje që tërheq vëmendjen dhe provokon të tjerët.

وَأَنكِحُوا الْأَيَامَىٰ مِنكُمْ وَالصَّالِحِينَ مِنْ عِبَادِكُمْ وَإِمَائِكُمْ ۚ إِن
يَكُونُوا فُقَرَاءَ يُغْنِهِمُ اللَّهُ مِن فَضْلِهِ ۗ وَاللَّهُ وَاسِعٌ عَلِيمٌ ﴿٣٢﴾
وَلْيَسْتَعْفِفِ الَّذِينَ لَا يَجِدُونَ نِكَاحًا حَتَّىٰ يُغْنِيَهُمُ اللَّهُ مِن فَضْلِهِ ۗ
وَالَّذِينَ يَبْتَغُونَ الْكِتَابَ مِمَّا مَلَكَتْ أَيْمَانُكُمْ فَكَاتِبُوهُمْ إِنْ
عَلِمْتُمْ فِيهِمْ خَيْرًا ۖ وَآتُوهُم مِّن مَّالِ اللَّهِ الَّذِي آتَاكُمْ ۚ وَلَا تُكْرِهُوا
فَتَيَاتِكُمْ عَلَى الْبِغَاءِ إِنْ أَرَدْنَ تَحَصُّنًا لِّتَبْتَغُوا عَرَضَ الْحَيَاةِ
الدُّنْيَا ۚ وَمَن يُكْرِههُّنَّ فَإِنَّ اللَّهَ مِن بَعْدِ إِكْرَاهِهِنَّ غَفُورٌ رَّحِيمٌ
﴿٣٣﴾ وَلَقَدْ أَنزَلْنَا إِلَيْكُمْ آيَاتٍ مُّبَيِّنَاتٍ وَمَثَلًا مِّنَ الَّذِينَ خَلَوْا
مِن قَبْلِكُمْ وَمَوْعِظَةً لِّلْمُتَّقِينَ ﴿٣٤﴾ ۞ اللَّهُ نُورُ السَّمَاوَاتِ وَالْأَرْضِ ۚ
مَثَلُ نُورِهِ كَمِشْكَاةٍ فِيهَا مِصْبَاحٌ ۖ الْمِصْبَاحُ فِي زُجَاجَةٍ ۖ
الزُّجَاجَةُ كَأَنَّهَا كَوْكَبٌ دُرِّيٌّ يُوقَدُ مِن شَجَرَةٍ مُّبَارَكَةٍ زَيْتُونَةٍ
لَّا شَرْقِيَّةٍ وَلَا غَرْبِيَّةٍ يَكَادُ زَيْتُهَا يُضِيءُ وَلَوْ لَمْ تَمْسَسْهُ نَارٌ ۚ
نُّورٌ عَلَىٰ نُورٍ ۗ يَهْدِي اللَّهُ لِنُورِهِ مَن يَشَاءُ ۚ وَيَضْرِبُ اللَّهُ الْأَمْثَالَ
لِلنَّاسِ ۗ وَاللَّهُ بِكُلِّ شَيْءٍ عَلِيمٌ ﴿٣٥﴾ فِي بُيُوتٍ أَذِنَ اللَّهُ أَن تُرْفَعَ
وَيُذْكَرَ فِيهَا اسْمُهُ يُسَبِّحُ لَهُ فِيهَا بِالْغُدُوِّ وَالْآصَالِ ﴿٣٦﴾

الحزب ٣٦



*Meqë shkaku kryesor i përhapjes së imoralitetit ishte martesa e vonuar, Allahu i lartësuar urdhëroi që të ndihmoheshin ato dhe të vejat që të martoheshin, duke thënë:

(32) Dhe – ju o besimtarë - martojini meshkujt dhe femrat e pamartuara apo të mbeturave, si dhe martojini robërit dhe robëreshat tuaja besimtare! Nëse ata janë të varfër, Allahu ka për t'i pasuruar prej Mirësisë së Tij të gjerë, pasi Allahu është Furnizues i Begatë dhe furnizimi i Tij nuk pakësohet aspak me pasurinë që Ai ia jep dikujt. Ai është i Gjithëdijshëm për çdo gjendje të robërve të Vet.

*Pasi Allahu i urdhëroi besimtarët që t'i martojnë ata që nuk janë të martuar, i urdhëroi këta të fundit që të tregohen të ndershëm e ta frenojnë veten nëse nuk gjejnë me çfarë të martohen e të lidhin martesën, duke thënë:

(33) Ata që nuk kanë mundësi të martohen, për shkak të varfërisë së tyre, le të tregojnë ndershmëri e ta frenojnë veten që të mos bien në imoralitet, derisa Allahu t'u japë prej mirësisë së Vet të gjerë. Nëse dikush prej robërve apo robëreshave kërkon prej zotërinjve të tyre që t'u shkruhet marrëveshja për ta liruar veten, atëherë zotërinjtë e tyre duhet ta pranojnë këtë, nëse shikojnë në ta aftësi për ta plotësuar marrëveshjen dhe devotshmëri në fe! Përveç kësaj, ata duhet që t'u japin prej pasurisë që u ka falur Allahu, për t'i ndihmuar robërit, duke ua zvogëluar shumën e kërkuar në marrëveshje. Mos i detyroni robëreshat tuaja për të kryer imoralitet, që të fitoni para. Nëse dikush i detyron forcërisht ato për të kryer prostitucion, Allahu do t'i falë, sepse ato qenë të detyruara për këtë dhe mëkati do të bjerë mbi atë që i ka detyruar.

(34) Me të vërtetë, Ne kemi zbritur për ju, o njerëz, ajete të qarta, që ndajnë të Vërtetën nga e kota dhe ju kemi sjellë shembuj nga popujt besimtarë e jobesimtarë që kanë jetuar para jush; kemi shpallur këshilla, nga të cilat marrin mësim ata që i ruhen Allahut, duke zbatuar urdhërat dhe ndalimet e Tij.

(35) Allahu është Drita e qiejve dhe e Tokës. Ai është Ndriçuesi e Udhëzuesi i çdo gjëje që është në to. Drita e Tij në zemrën e besimtarit është si ajo që del nga foleja e futur në murin e një shtëpie, ku ndodhet një kandil i ndezur brenda një llambe të kristaltë, e cila shndrit në errësirë si yll ndriçues. Kandili ndizet nga vaji i pemës së bekuar të ullirit, e cila nuk i përket as lindjes dhe as perëndimit; vaji i saj është aq i pastër, saqë thuajse ndriçon edhe pa e prekur zjarri. Drita e fitilit është mbi dritën e kristalit. E tillë është edhe zemra e besimtarit kur ndriçohet nga drita e udhëzimit kuranor, të cilin Allahu ia jep kujt të dojë prej robërve të Vet. Ai i sqaron gjërat nëpërmjet shembujve, është i Dijshëm për gjithçka dhe Atij nuk i fshihet asgjë.

(36) Ky ndriçues ndizet nëpër xhami, për të cilat Allahu ka urdhëruar të ngrihen e të nderohen, si dhe të përmendet në to Emri i Tij, nëpërmjet ezanit, dhikrit dhe namazit, i cili falet për të fituar kënaqësinë e Allahut, nga fillimi e në fund të ditës.

**Mësime nga ajetet:**

- Allahu i Lartësuar i ka ngushtuar rrugët e skllavërisë dhe i ka hapur mundësitë e lirimit prej saj.
- Skllavërisë i jepet fund nëpërmjet marrëveshjeve të shkruara dhe robit i duhet dhënë ndihmë financiare që të arrijë lirinë e tij.
- Zemra e besimtarit ndriçohet me dritën e natyrshmërisë së tij të pastër dhe me dritën e udhëzimit nga Allahu.
- Xhamitë janë shtëpitë e Allahut në Tokë; Ai e urdhëroi ndërtimin e tyre, me qëllim që të adhurohet në to, prandaj duhet që xhamitë të pastrohen prej çdo fëlliqësie konkrete dhe abstrakte.
- Një prej emrave të bukur të Allahut është edhe Emri i Tij "En-Nur" *(Drita),* që përmban cilësinë e dritës së Tij – Qoftë i Lartësuar!

رِجَالٞ لَّا تُلۡهِيهِمۡ تِجَٰرَةٞ وَلَا بَيۡعٌ عَن ذِكۡرِ ٱللَّهِ وَإِقَامِ ٱلصَّلَوٰةِ
وَإِيتَآءِ ٱلزَّكَوٰةِ يَخَافُونَ يَوۡمٗا تَتَقَلَّبُ فِيهِ ٱلۡقُلُوبُ وَٱلۡأَبۡصَٰرُ ٣٧
لِيَجۡزِيَهُمُ ٱللَّهُ أَحۡسَنَ مَا عَمِلُواْ وَيَزِيدَهُم مِّن فَضۡلِهِۦۗ وَٱللَّهُ
يَرۡزُقُ مَن يَشَآءُ بِغَيۡرِ حِسَابٖ ٣٨ وَٱلَّذِينَ كَفَرُوٓاْ أَعۡمَٰلُهُمۡ كَسَرَابِۭ
بِقِيعَةٖ يَحۡسَبُهُ ٱلظَّمۡـَٔانُ مَآءً حَتَّىٰٓ إِذَا جَآءَهُۥ لَمۡ يَجِدۡهُ شَيۡـٔٗا
وَوَجَدَ ٱللَّهَ عِندَهُۥ فَوَفَّىٰهُ حِسَابَهُۥۗ وَٱللَّهُ سَرِيعُ ٱلۡحِسَابِ ٣٩
أَوۡ كَظُلُمَٰتٖ فِي بَحۡرٖ لُّجِّيّٖ يَغۡشَىٰهُ مَوۡجٞ مِّن فَوۡقِهِۦ مَوۡجٞ مِّن فَوۡقِهِۦ
سَحَابٞۚ ظُلُمَٰتُۢ بَعۡضُهَا فَوۡقَ بَعۡضٍ إِذَآ أَخۡرَجَ يَدَهُۥ لَمۡ يَكَدۡ
يَرَىٰهَاۗ وَمَن لَّمۡ يَجۡعَلِ ٱللَّهُ لَهُۥ نُورٗا فَمَا لَهُۥ مِن نُّورٍ ٤٠ أَلَمۡ تَرَ أَنَّ
ٱللَّهَ يُسَبِّحُ لَهُۥ مَن فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ وَٱلطَّيۡرُ صَٰٓفَّٰتٖۖ كُلّٞ
قَدۡ عَلِمَ صَلَاتَهُۥ وَتَسۡبِيحَهُۥۗ وَٱللَّهُ عَلِيمُۢ بِمَا يَفۡعَلُونَ ٤١ وَلِلَّهِ مُلۡكُ
ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۖ وَإِلَى ٱللَّهِ ٱلۡمَصِيرُ ٤٢ أَلَمۡ تَرَ أَنَّ ٱللَّهَ يُزۡجِي
سَحَابٗا ثُمَّ يُؤَلِّفُ بَيۡنَهُۥ ثُمَّ يَجۡعَلُهُۥ رُكَامٗا فَتَرَى ٱلۡوَدۡقَ يَخۡرُجُ مِنۡ
خِلَٰلِهِۦ وَيُنَزِّلُ مِنَ ٱلسَّمَآءِ مِن جِبَالٖ فِيهَا مِنۢ بَرَدٖ فَيُصِيبُ بِهِۦ مَن يَشَآءُ
وَيَصۡرِفُهُۥ عَن مَّن يَشَآءُۖ يَكَادُ سَنَا بَرۡقِهِۦ يَذۡهَبُ بِٱلۡأَبۡصَٰرِ ٤٣



(37) Xhami, në të cilat gjenden burra, që nuk i kënaq shitblerja më shumë sesa përmendja e Allahut të Lartësuar, falja e namazit në formën më të mirë dhe dhënia e zekatit për ata që e meritojnë. Ata e kanë frikë Ditën e Gjykimit, në të cilën zemrat do të vërtiten mes dëshirës për të shpëtuar dhe frikës se mos ndëshkohen. Atë ditë edhe sytë do të rrotullohen, duke parë se cilën anë do të marrin, atë të Xhenetit apo të Xhehenemit.

(38) Ata i veprojnë këto, që Allahu t'i shpërblejë sipas punëve më të mira që kanë bërë, duke u dhënë edhe më shumë prej Mirësisë së Vet, pasi Allahu e furnizon pafundësisht atë që dëshiron *(duke i dhuruar atij Xhenetin)*.

(39) Sa për ata që e mohuan Allahun, veprat e tyre nuk do të kenë shpërblim. Ato do të jenë si mirazhi në një tokë të ulët, të cilin i eturi e shikon si ujë dhe shkon drejt tij. Por kur mbërrin atje, nuk gjen asgjë. Kështu edhe jobesimtari kujton se do të përfitojë nga veprat e tij dhe, kur të ringjallet pas vdekjes, nuk do të gjejë shpërblimin e tyre, por do të gjejë para vetes Allahun, i Cili do t'i bëjë llogarinë për çdo gjë që ka bërë. Allahu është i Shpejtë në llogari.

(40) Ose *(veprat e jobesimtarëve do të jenë)* si terri në një det të thellë, që mbulohet me dallgë të ngritura mbi njëra-tjetrën dhe që kanë përsipër re të zeza, duke formuar shtresa errësire të atilla, aq sa njeriu nuk do ta shihte dorën e vet, nëse do ta nxirrte atë. Kështu edhe jobesimtari i ka vendosur njëra përmbi tjetrën shtresat e errësirës së injorancës, dyshimit, dilemave dhe ngurtësimit të zemrës. Kujt nuk i ka dhënë Allahu dritë (*në dynja*) për t'u udhëzuar në errësirën e devijimit, për të nuk do të ketë dritë *(as në Ahiret)*.

(41) A nuk e di ti, o i Dërguar, se Allahun e lavdëron gjithçka që është në qiej dhe në Tokë, madje edhe zogjtë që fluturojnë me krahët e tyre të hapur?! Secili prej tyre e adhuron Atë në mënyrën që i është urdhëruar. Allahu e di se si e adhurojnë Atë krijesat e Tij: njerëzit nëpërmjet namazit dhe gjallesat e tjera nëpërmjet lavdërimit. Ai di gjithçka që bëjnë krijesat e Tij dhe Atij nuk i fshihet asgjë prej tyre.

(42) Kjo, sepse vetëm Allahut i përket pushteti mbi gjithçka që është në qiej dhe në Tokë dhe vetëm tek Ai do të jetë kthimi në Ditën e Gjykimit për të dhënë llogari e për t'u shpërblyer.

(43) A nuk e shikon, o i Dërguar, se si Allahu i drejton retë, i shpërndan dhe pastaj i bashkon e i bën pirg mbi njëra-tjetrën?! Atëherë e shikon se si prej thellësisë së tyre dalin pikat e shiut. Prej majave të ngrira të atyre reve që qëndrojnë pezull në qiell si male madhështore, Ai zbret edhe breshrin e akullt si gurë të ngrirë. Atë ia lëshon kujt të dëshirojë prej robërve të Vet ose ia largon kujt të dëshirojë. Madje, edhe shkëndija e rrufesë që del prej këtyre reve, nga fuqia ndriçuese që ka, gati sa nuk të merr edhe shikimin.

### Mësime nga ajetet:

- Besimtari duhet të jetë i balancuar në jetën e tij mes angazhimeve jetësore dhe veprave që e bëjnë të fitojë botën tjetër.
- Veprat e jobesimtarëve janë të pavlefshme sepse u mungon kushti i besimit të drejtë.
- Jobesimtari është rebel, që nuk shkon në harmoni me krijesat e tjera të Allahut, të cilat e madhërojnë dhe i nënshtrohen urdhrit të Tij.
- Të gjitha fazat e shiut janë të krijuara e të përcaktuara prej Allahut në formën më të përsosur.

يُقَلِّبُ ٱللَّهُ ٱلَّيۡلَ وَٱلنَّهَارَۚ إِنَّ فِي ذَٰلِكَ لَعِبۡرَةٗ لِّأُوْلِي ٱلۡأَبۡصَٰرِ ٤٤
وَٱللَّهُ خَلَقَ كُلَّ دَآبَّةٖ مِّن مَّآءٖۖ فَمِنۡهُم مَّن يَمۡشِي عَلَىٰ بَطۡنِهِۦ وَمِنۡهُم مَّن
يَمۡشِي عَلَىٰ رِجۡلَيۡنِ وَمِنۡهُم مَّن يَمۡشِي عَلَىٰٓ أَرۡبَعٖۚ يَخۡلُقُ ٱللَّهُ مَا يَشَآءُۚ
إِنَّ ٱللَّهَ عَلَىٰ كُلِّ شَيۡءٖ قَدِيرٞ ٤٥ لَّقَدۡ أَنزَلۡنَآ ءَايَٰتٖ مُّبَيِّنَٰتٖۚ
وَٱللَّهُ يَهۡدِي مَن يَشَآءُ إِلَىٰ صِرَٰطٖ مُّسۡتَقِيمٖ ٤٦ وَيَقُولُونَ
ءَامَنَّا بِٱللَّهِ وَبِٱلرَّسُولِ وَأَطَعۡنَا ثُمَّ يَتَوَلَّىٰ فَرِيقٞ مِّنۡهُم مِّنۢ بَعۡدِ
ذَٰلِكَۚ وَمَآ أُوْلَٰٓئِكَ بِٱلۡمُؤۡمِنِينَ ٤٧ وَإِذَا دُعُوٓاْ إِلَى ٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦ
لِيَحۡكُمَ بَيۡنَهُمۡ إِذَا فَرِيقٞ مِّنۡهُم مُّعۡرِضُونَ ٤٨ وَإِن يَكُن لَّهُمُ ٱلۡحَقُّ
يَأۡتُوٓاْ إِلَيۡهِ مُذۡعِنِينَ ٤٩ أَفِي قُلُوبِهِم مَّرَضٌ أَمِ ٱرۡتَابُوٓاْ أَمۡ يَخَافُونَ
أَن يَحِيفَ ٱللَّهُ عَلَيۡهِمۡ وَرَسُولُهُۥۚ بَلۡ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلظَّٰلِمُونَ ٥٠ إِنَّمَا
كَانَ قَوۡلَ ٱلۡمُؤۡمِنِينَ إِذَا دُعُوٓاْ إِلَى ٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦ لِيَحۡكُمَ بَيۡنَهُمۡ أَن
يَقُولُواْ سَمِعۡنَا وَأَطَعۡنَاۚ وَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡمُفۡلِحُونَ ٥١ وَمَن
يُطِعِ ٱللَّهَ وَرَسُولَهُۥ وَيَخۡشَ ٱللَّهَ وَيَتَّقۡهِ فَأُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡفَآئِزُونَ ٥٢
نصف الحزب ٣٦ ۞ وَأَقۡسَمُواْ بِٱللَّهِ جَهۡدَ أَيۡمَٰنِهِمۡ لَئِنۡ أَمَرۡتَهُمۡ لَيَخۡرُجُنَّۖ قُل
لَّا تُقۡسِمُواْۖ طَاعَةٞ مَّعۡرُوفَةٌۚ إِنَّ ٱللَّهَ خَبِيرُۢ بِمَا تَعۡمَلُونَ ٥٣



(44) Allahu është Ai që i rrotullon natën dhe ditën, duke bërë që ato të ndjekin njëra-tjetrën, herë duke u zgjatur e herë duke u shkurtuar. Vërtet, në këtë fakte ka mësime dhe argumente të mjaftueshme që tregojnë për Fuqinë Madhështore dhe Njëshmërinë e Allahut, për ata që kanë sy për të parë në këto dukuri.

(45) Allahu është Ai që krijoi nga uji çdo gjallesë që ecën në sipërfaqen e Tokës. Prej tyre ka që lëvizin duke u zvarritur, siç janë zvarranikët e gjarpërinjtë; disa syresh lëvizin duke ecur mbi dy këmbë, siç janë njerëzit e shpendët; ashtu sikurse ka që lëvizin duke ecur mbi katër këmbë, siç janë kafshët e bagëtitë. Kështu, Allahu krijon çfarë të dëshirojë, prej këtyre që u përmendën e atyre që nuk janë përmendur, se Allahu është i Plotfuqishëm për gjithçka dhe Atë asgjë nuk mund ta pengojë.

(46) Ne i kemi zbritur Muhamedit ﷺ argumente të qarta, që tregojnë rrugën e drejtë. Por Allahu përudh kë të dojë në këtë rrugë, e cila nuk ka asnjë devijim dhe të shpie në Xhenet.

(47) Ka hipokritë që thonë: “Ne besojmë në Allahun dhe në të Dërguarin, si dhe u bindemi Allahut e të Dërguarit”. Mirëpo pas kësaj, një pjesë e tyre tërhiqen, duke mos e zbatuar atë që thonë. Këta nuk janë besimtarë, ndonëse deklarohen si të tillë.

(48) Kur atyre u bëhet thirrje t’i drejtohen Allahut dhe të Dërguarit, për të gjykuar mospajtimet që kanë midis tyre, ata largohen prej gjykimit të tij, për shkak të hipokrizisë që kanë.

(49) Mirëpo, kur e dinë se e vërteta është në anën e tyre, ata shkojnë të nënshtruar e të përulur tek i Dërguari, sepse e dinë që ai ia jep të drejtën atij që i takon.

(50) A mos kanë sëmundje kronike në zemrat e tyre? Apo kanë dyshime nëse ai është i Dërguari i Allahut? Mos vallë kanë frikë se Allahu dhe i Dërguari i Tij do t’u japin gjykim të padrejtë?! Jo, por ata sillen kështu për shkak të së keqes që kanë brenda vetes dhe që vjen prej mosbindjes e kokëfortësisë.

* Pasi përmendet qëndrimi refuzues i hipokritëve ndaj gjykimit të Allahut dhe të Profetit ﷺ, vjen edhe përshkrimi i qëndrimit të besimtarëve:

(51) Në të vërtetë, përgjigjja e vetme e besimtarëve, kur thirren për të pranuar gjykimin e Allahut dhe të Dërguarit të Tij ndërmjet tyre, është: “Dëgjuam dhe u bindëm!” Pikërisht ata janë të shpëtuarit, si në këtë botë, ashtu edhe në botën tjetër.

(52) Kush i bindet Allahut të Dërguarit të Tij, i dorëzohet gjykimit të tyre, u trembet pasojave të rënda të gjynaheve dhe i ruhet dënimit të Allahut, duke zbatuar urdhërimet dhe ndalimet e Tij, pikërisht ata janë të vetmit që do të fitojnë mirësitë e të dy botëve.

(53) Hipokritët bëjnë betime solemne në Allahun se, nëse ti, o i Dërguar, do t’i urdhëroje ata që të dilnin me ty në luftë, do të kishin dalë. Thuaju, o i Dërguar, që të mos betohen, sepse dihet që ata gënjejnë dhe që bindja e tyre është e pasinqertë. Thuaju se Allahu di gjithçka që ata bëjnë dhe se Atij nuk i fshihet asnjë prej veprimeve të tyre, sado që t’i fshehin ato.

### Mësime nga ajetet:

- Larmia e krijesave është tregues i Fuqisë së Allahut që i ka krijuar ato.
- Një prej cilësive të hipokritëve është se e refuzojnë gjykimin e Allahut, përveç atëherë kur është në interes të tyre. Prej cilësive të tyre është se i kanë zemrat të sëmura nga dyshimi dhe mendimi jo i mirë për Allahun.
- Bindja ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij, si dhe frika prej Allahut janë prej shkaqeve të fitores në të dyja botët.
- Betimi për të vërtetuar gënjeshtrën është sjellje e njohur tek hipokritët.

قُلْ أَطِيعُوا اللَّهَ وَأَطِيعُوا الرَّسُولَ ۖ فَإِن تَوَلَّوْا فَإِنَّمَا عَلَيْهِ مَا حُمِّلَ وَعَلَيْكُم مَّا حُمِّلْتُمْ ۖ وَإِن تُطِيعُوهُ تَهْتَدُوا ۚ وَمَا عَلَى الرَّسُولِ إِلَّا الْبَلَاغُ الْمُبِينُ ٥٤ وَعَدَ اللَّهُ الَّذِينَ آمَنُوا مِنكُمْ وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ لَيَسْتَخْلِفَنَّهُمْ فِي الْأَرْضِ كَمَا اسْتَخْلَفَ الَّذِينَ مِن قَبْلِهِمْ وَلَيُمَكِّنَنَّ لَهُمْ دِينَهُمُ الَّذِي ارْتَضَىٰ لَهُمْ وَلَيُبَدِّلَنَّهُم مِّن بَعْدِ خَوْفِهِمْ أَمْنًا ۚ يَعْبُدُونَنِي لَا يُشْرِكُونَ بِي شَيْئًا ۚ وَمَن كَفَرَ بَعْدَ ذَٰلِكَ فَأُولَٰئِكَ هُمُ الْفَاسِقُونَ ٥٥ وَأَقِيمُوا الصَّلَاةَ وَآتُوا الزَّكَاةَ وَأَطِيعُوا الرَّسُولَ لَعَلَّكُمْ تُرْحَمُونَ ٥٦ لَا تَحْسَبَنَّ الَّذِينَ كَفَرُوا مُعْجِزِينَ فِي الْأَرْضِ ۚ وَمَأْوَاهُمُ النَّارُ ۖ وَلَبِئْسَ الْمَصِيرُ ٥٧ يَا أَيُّهَا الَّذِينَ آمَنُوا لِيَسْتَأْذِنكُمُ الَّذِينَ مَلَكَتْ أَيْمَانُكُمْ وَالَّذِينَ لَمْ يَبْلُغُوا الْحُلُمَ مِنكُمْ ثَلَاثَ مَرَّاتٍ ۚ مِّن قَبْلِ صَلَاةِ الْفَجْرِ وَحِينَ تَضَعُونَ ثِيَابَكُم مِّنَ الظَّهِيرَةِ وَمِن بَعْدِ صَلَاةِ الْعِشَاءِ ۚ ثَلَاثُ عَوْرَاتٍ لَّكُمْ ۚ لَيْسَ عَلَيْكُمْ وَلَا عَلَيْهِمْ جُنَاحٌ بَعْدَهُنَّ ۚ طَوَّافُونَ عَلَيْكُم بَعْضُكُمْ عَلَىٰ بَعْضٍ ۚ كَذَٰلِكَ يُبَيِّنُ اللَّهُ لَكُمُ الْآيَاتِ ۗ وَاللَّهُ عَلِيمٌ حَكِيمٌ ٥٨



(54) O i Dërguar, thuaju hipokritëve: “*(Mos u betoni por)* bindjuni Allahut dhe bindjuni të Dërguarit, qoftë haptazi apo në fshehtësi! Nëse nuk pranoni të bindeni, dijeni se i Dërguari ka përgjegjësi vetëm që të përcjellë shpalljen, ndërsa ju keni për detyrë që t’i bindeni atij dhe të veproni sipas udhëzimeve të tij. Nëse e dëgjoni të Dërguarin, duke e kryer atë që ai ju ka urdhëruar dhe duke u larguar prej asaj që jua ka ndaluar, atëherë jeni në rrugën e së vërtetës. I Dërguari ka për detyrë vetëm që të kumtojë qartë *(porositë e Allahut)* dhe jo që t’ju çojë me dhunë në rrugën e drejtë.”

(55) Allahu u ka premtuar atyre prej jush që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, se do t’i ndihmojë kundër armiqve të tyre dhe do t’i bëjë ata udhëheqës në Tokë, ashtu siç i pati bërë edhe besimtarë të tjerë para tyre. Ai u premtoi se do t’i japë autoritet dhe pozitë të nderuar fesë së tyre, Islamit, të cilën Ai e zgjedhur për ta. Gjithashtu, u premtoi se frikën që ata kanë, do t’ua zëvendësojë me siguri, nëse adhurojnë vetëm Atë, pa i shoqëruar asgjë e askënd në adhurim. Kush mohon pas këtyre mirësive, ka dalë prej Rrugës së Allahut.

(56) Kështu që kryejeni namazin në formën më të plotë, jepeni zekatin e pasurisë tuaj dhe bindjuni të Dërguarit, duke zbatuar porositë e tij, me shpresë që të arrini Mëshirën e Allahut.

(57) Mos mendo, o i Dërguar, se ata të cilët kanë mohuar e nuk duan të besojnë Allahun mund të shpëtojnë në Tokë prej Meje, nëse do dëshiroja t’ua zbrisja dënimin! Mirëpo fundi i tyre do të jetë Zjarri, i cili është përfundimi më i keq.

*Pasi i përmendi obligimet e besimtarëve kundrejt shoqërisë, familjes dhe vetes së tyre, pasi tregoi moralin dhe disa vendime, duke treguar edhe rrezikun e hipokritëve për të ndikuar në shoqërinë e muslimanëve me shpifjet e tyre, përhapjen e imoralitetit dhe moszbatimin e urdhrave të Allahut dhe të Dërguarit të Tij, Allahu u kthehet përsëri porosive në edukimin e qelizës së shoqërisë – familjes, duke thënë:

(58) O ju që besoni Allahun dhe vepronі sipas rregullave që ka përcaktuar për ju! Shërbëtorët dhe fëmijët tuaj që nuk e kanë arritur moshën e pjekurisë, duhet t’ju kërkojnë leje kur futen tek ju në këto tri kohë: para namazit të sabahut, kur ndërroni rrobat e gjumit me të zgjimit; në kohën e drekës, kur i hiqni rrobat për të fjetur; dhe pas namazit të jacisë (darkës), kur vishen rrobat e gjumit. Këto janë tri kohë për intimitet, kur ata nuk duhet t’ju hyjnë në shtëpi, përveçse me lejen tuaj. Jashtë këtyre rasteve, as për ju nuk është problem që të hyni në dhomat e tyre pa marrë leje dhe as për ta nuk është problem që të hyjnë tek ju, sepse jeni vazhdimisht në lëvizje e në kontakt me njëri-tjetrin dhe është e vështirë ndalimi i hyrjes derisa të marrin leje. Ashtu siç jua tregon rregullat e kërkimit të lejes, Allahu jua sqaron edhe ajetet që argumentojnë dispozitat e tjera që ka përcaktuar për ju. Allahu e di mirë se çfarë është në interes të robërve të Vet, si dhe është i Urtë në çdo rregull që përcakton për ta.

### Mësime nga ajetet:

- Bindja ndaj porosive të të Dërguarit ﷺ dhe pasimi i shembullit të tij është tregues i udhëzimit të duhur që ka besimtari.
- Thirrësi e ka për obligim që të bëjë përpjekjen maksimale për t’i ftuar njerëzit në Fenë e Allahut, pastaj frytet dhe suksesi janë në Dorën e Allahut.
- Besimi dhe bërja e veprave të mira janë shkak i arritjes së autoritetit, pozitës dhe sigurisë në tokë.
- Domosdoshmëria e edukimit të shërbëtorëve dhe të fëmijëve për të kërkuar leje në kohët që janë intime për njerëzit.

وَإِذَا بَلَغَ ٱلْأَطْفَٰلُ مِنكُمُ ٱلْحُلُمَ فَلْيَسْتَـْٔذِنُوا۟ كَمَا ٱسْتَـْٔذَنَ ٱلَّذِينَ مِن قَبْلِهِمْ ۚ كَذَٰلِكَ يُبَيِّنُ ٱللَّهُ لَكُمْ ءَايَٰتِهِۦ ۗ وَٱللَّهُ عَلِيمٌ حَكِيمٌ ٥٩ وَٱلْقَوَٰعِدُ مِنَ ٱلنِّسَآءِ ٱلَّٰتِى لَا يَرْجُونَ نِكَاحًا فَلَيْسَ عَلَيْهِنَّ جُنَاحٌ أَن يَضَعْنَ ثِيَابَهُنَّ غَيْرَ مُتَبَرِّجَٰتٍۭ بِزِينَةٍ ۖ وَأَن يَسْتَعْفِفْنَ خَيْرٌ لَّهُنَّ ۗ وَٱللَّهُ سَمِيعٌ عَلِيمٌ ٦٠ لَّيْسَ عَلَى ٱلْأَعْمَىٰ حَرَجٌ وَلَا عَلَى ٱلْأَعْرَجِ حَرَجٌ وَلَا عَلَى ٱلْمَرِيضِ حَرَجٌ وَلَا عَلَىٰٓ أَنفُسِكُمْ أَن تَأْكُلُوا۟ مِنۢ بُيُوتِكُمْ أَوْ بُيُوتِ ءَابَآئِكُمْ أَوْ بُيُوتِ أُمَّهَٰتِكُمْ أَوْ بُيُوتِ إِخْوَٰنِكُمْ أَوْ بُيُوتِ أَخَوَٰتِكُمْ أَوْ بُيُوتِ أَعْمَٰمِكُمْ أَوْ بُيُوتِ عَمَّٰتِكُمْ أَوْ بُيُوتِ أَخْوَٰلِكُمْ أَوْ بُيُوتِ خَٰلَٰتِكُمْ أَوْ مَا مَلَكْتُم مَّفَاتِحَهُۥٓ أَوْ صَدِيقِكُمْ ۚ لَيْسَ عَلَيْكُمْ جُنَاحٌ أَن تَأْكُلُوا۟ جَمِيعًا أَوْ أَشْتَاتًا ۚ فَإِذَا دَخَلْتُم بُيُوتًا فَسَلِّمُوا۟ عَلَىٰٓ أَنفُسِكُمْ تَحِيَّةً مِّنْ عِندِ ٱللَّهِ مُبَٰرَكَةً طَيِّبَةً ۚ كَذَٰلِكَ يُبَيِّنُ ٱللَّهُ لَكُمُ ٱلْءَايَٰتِ لَعَلَّكُمْ تَعْقِلُونَ ٦١



(59) Kur fëmijët tuaj ta kenë arritur moshën pjekurisë seksuale, atëherë ata duhet të kërkojnë leje për të hyrë në shtëpitë tuaja në çdo kohë, ashtu siç është përmendur në lidhje me kërkimin e lejes nga ana e të rriturve më herët. Ashtu siç jua ka sqaruar dispozitat e kërkimit të lejes, Allahu jua sqaron juve të gjitha shpalljet e Tij *(duke mos lënë asgjë të paqartë).* Allahu e di mirë çdo gjë që është në interes të robërve të Vet dhe Ai është i Urtë në çdo gjë që ka urdhëruar për ta.

(60) Sa u përket grave të moshuara, të cilat janë në menopauzë, nuk lindin dhe nuk synohen më për martesë, për shkak të pleqërisë së tyre, për to nuk është gjynah që të mos i vënë disa prej rrobave të tyre, siç janë mantelet e *perçja*, por jo duke i shfaqur bukuritë e fshehura *(të trupit)* për të cilat ato janë urdhëruar që t'i mbulojnë. Megjithatë, nëse ato i mbajnë të tilla rroba, do të ishte më mirë se mosvënia e tyre, si vazhdimësi e mbulimit dhe e nderit. Allahu dëgjon gjithçka që flisni dhe di çdo gjë që ju veproni. Atij nuk i fshihet prej tyre asgjë dhe Ai ka për t'ju shpërblyer për çdo mirësi *(e sakrificë)* që ju bëni.

(61) Nuk është gjynah as për të verbrin, i cili e ka humbur shikim e as për atë që është i çalë a i sëmurë, që t'i lënë detyrimet të cilat nuk kanë mundësi t'i bëjnë, siç është dalja në luftë. Po ashtu, nuk është gjynah që ju, o besimtarë, të hani nga ushqimet që gjenden në shtëpitë tuaja apo në shtëpitë e bijve, të prindërve, të vëllezërve, të motrave, të xhaxhallarëve, të hallave, të dajallarëve e të tezeve tuaja. Apo në ato shtëpi që ju janë lënë nën kujdestari për t'i ruajtur, siç mund të jetë një roje e ndonjë kopshti. Nuk është gjynah për ju që të hani edhe në shtëpinë e shokëve tuaj, për shkak të dashamirësisë që ekziston zakonisht mes jush. Nuk është gjynah për ju që ju të hani të gjithë së bashku apo të veçuar. Vetëm se kur të hyni në ndonjë prej shtëpive që u përmendën apo në çdo shtëpi tjetër, jepuni *selam* banorëve që janë në të duke thënë: "Esselamu alejkum!"- *(Paqja qoftë me ju!)*. Nëse në to nuk gjendjet askush, atëherë jepini selam vetes suaj, duke thënë: "Esselamu alejna ue ala ibadil'lahis-Salihijn" – *(Paqja qoftë mbi ne dhe mbi të gjithë robërit e përkushtuar të Allahut!)*. Kjo është një përshëndetje ligjëruar nga Allahu, si bekim për ju. Ajo përhap dashuri e përzemërsi mes jush, është përshëndetje e mirë dhe përçon mirësi në zemrën e atij që e dëgjon. Si ky sqarim që jua kemi parashtruar në këtë sure, Allahu jua sqaron shpalljet në tërësi, me shpresë që ju t'i kuptoni e t'i zbatoni mësimet e tyre.

**Mësime nga ajetet:**

- Plakat e moshuara lejohet të mos veshin mantele, për mungesë të epshit ndaj tyre.
- Masat mbrojtëse në fe janë sjellja e besimtarëve të përkushtuar.
- Justifikimet e arsyeshme janë shkak për të lehtësuar përgjegjësitë.
- Shoqëria muslimane është shoqëri solidare, bashkëpunuese dhe vëllazërore.

إِنَّمَا ٱلۡمُؤۡمِنُونَ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ بِٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦ وَإِذَا كَانُواْ مَعَهُۥ
عَلَىٰٓ أَمۡرٖ جَامِعٖ لَّمۡ يَذۡهَبُواْ حَتَّىٰ يَسۡتَـٔۡذِنُوهُۚ إِنَّ ٱلَّذِينَ يَسۡتَـٔۡذِنُونَكَ
أُوْلَـٰٓئِكَ ٱلَّذِينَ يُؤۡمِنُونَ بِٱللَّهِ وَرَسُولِهِۦۚ فَإِذَا ٱسۡتَـٔۡذَنُوكَ
لِبَعۡضِ شَأۡنِهِمۡ فَأۡذَن لِّمَن شِئۡتَ مِنۡهُمۡ وَٱسۡتَغۡفِرۡ لَهُمُ
ٱللَّهَۚ إِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٞ رَّحِيمٞ ٦٢ لَّا تَجۡعَلُواْ دُعَآءَ ٱلرَّسُولِ
بَيۡنَكُمۡ كَدُعَآءِ بَعۡضِكُم بَعۡضٗاۚ قَدۡ يَعۡلَمُ ٱللَّهُ ٱلَّذِينَ
يَتَسَلَّلُونَ مِنكُمۡ لِوَاذٗاۚ فَلۡيَحۡذَرِ ٱلَّذِينَ يُخَالِفُونَ عَنۡ
أَمۡرِهِۦٓ أَن تُصِيبَهُمۡ فِتۡنَةٌ أَوۡ يُصِيبَهُمۡ عَذَابٌ أَلِيمٌ ٦٣ أَلَآ إِنَّ
لِلَّهِ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِۖ قَدۡ يَعۡلَمُ مَآ أَنتُمۡ عَلَيۡهِ وَيَوۡمَ
يُرۡجَعُونَ إِلَيۡهِ فَيُنَبِّئُهُم بِمَا عَمِلُواْۗ وَٱللَّهُ بِكُلِّ شَيۡءٍ عَلِيمُۢ ٦٤

ترتيبها ٢٥ سُورَةُ الفُرۡقَانِ آياتها ٧٧

بِسۡمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحۡمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

الحزب ٣٦

تَبَارَكَ ٱلَّذِي نَزَّلَ ٱلۡفُرۡقَانَ عَلَىٰ عَبۡدِهِۦ لِيَكُونَ لِلۡعَٰلَمِينَ نَذِيرًا
١ ٱلَّذِي لَهُۥ مُلۡكُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضِ وَلَمۡ يَتَّخِذۡ وَلَدٗا وَلَمۡ يَكُن
لَّهُۥ شَرِيكٞ فِي ٱلۡمُلۡكِ وَخَلَقَ كُلَّ شَيۡءٖ فَقَدَّرَهُۥ تَقۡدِيرٗا ٢



* Pasi Allahu përmendi marrjen e lejes para se të hyhet, përmendi gjithashtu edhe marrjen e lejes për t'u larguar, duke thënë:

(62) Besimtarë të sinqertë janë vetëm ata, të cilët besojnë në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij dhe, kur ndodhen me të Dërguarin duke diskutuar për çështje në interes të muslimanëve, nuk largohen prej tij para se të kërkojnë leje. Ata që të kërkojnë ty leje për t'u larguar, o i Dërguar, janë besimtarët e vërtetë, që e kanë besuar Allahun dhe e kanë besuar të Dërguarin me sinqeritet. Prandaj, nëse ata të kërkojnë leje për nevojat që kanë, atëherë jepi leje kujt të duash dhe kërkoji Allahut që t'i falë për gjynahet e tyre, sepse Ai i fal ata që pendohen dhe është i Mëshirshëm me ta.

(63) O besimtarë, nderojeni të Dërguarin e Allahut! Kur t'i drejtoheni atij, mos e thërrisni në emër, siç thërrisni njëri-tjetrin! Mos i thoni "O Muhamed!" ose "O i biri i Abdullahut!", në emrin e babait të tij, por thirreni: "O i Dërguari i Allahut!" ose "O Profet i Allahut!". Nëse ai ju thërret për ndonjë çështje që ka të bëjë me interesin e të gjithëve, mos e konsideroni fjalën e tij si ftesa që i bëni njëri-tjetrit për gjëra të zakonshme! Por nxitoni që t'i përgjigjeni asaj, pasi Allahu i njeh shumë mirë ata që i shmangen e i largohen fshehurazi atij, pa i marrë leje. Prandaj, le të kenë kujdes dhe të ruhen ata që e kundërshtojnë vendimin e të Dërguarit, në mënyrë që Allahu të mos i godasë me ndonjë sprovë ose t'i ndëshkojë me ndonjë dënim të dhembshëm, që nuk do të mund ta durojnë.

(64) A nuk i përket Allahut gjithçka që gjendet në qiej dhe në Tokë, si krijimi, pushteti dhe drejtimi i tyre?!

Ai e di shumë mirë, o besimtarë, çdo gjendje tuajën, sepse asgjë nuk është e panjohur për Të. Dhe kështu Ai ka për t'ju shpërblyer për çdo vepër tuajën. Prandaj kujtoni Ditën kur njerëzit të kthehen tek Allahu për të dhënë llogari dhe Ai do t'ju tregojë atyre gjithçka që ata e patën bërë. Mësojeni se Allahu është i Dijshëm për gjithçka.

## SURJA EL-FURKAN

*Mekase*

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit*

### Qëllimet e sures:

Përkrahja e Allahut për të Dërguarin e Tij, ngadhënjimi i Kuranit dhe përgjigjja ndaj dyshimeve të idhujtarëve.

### Shpjegimi i ajeteve:

(1) I Madhërishëm është Ai, i Cili i zbriti Librin Dallues (El-Furkan), që ndan të vërtetën nga e pavërteta, robit të Vet, Muhamedit, të cilin e dërgoi për të paralajmëruar njerëzit dhe xhindet për dënimin e Allahut.

(2) Vetëm Atij i përket pushteti i qiejve dhe i Tokës, Ai nuk ka lindur a birësuar ndonjë fëmijë e as nuk ka ortakë a rivalë në pushtet. Gjithçka që ekziston, Ai e ka krijuari i Vetëm dhe e ka përcaktuar saktësisht në kohë e në masë me dijen dhe urtësinë e Vet.

### Mësime nga ajetet:

- Islami është fe e rregullit dhe e moralit, dhe përkushtimi i njeriut në mirësjellje i sjell atij vetëm begati dhe mirësi.
- Pozita e të Dërguarit të Allahut ﷺ duhet të vlerësohet e të nderohet më shumë se e çdo njeriu tjetër.
- Rreziku i sprovave dhe i përçarjeve që sjell kundërshtimi i Rrugës së Profetit ﷺ, si ndëshkim prej Allahut për nënvlerësimin e të Dërguarit të Tij.
- Kontrolli i Allahut mbi gjithçka, me pushtetin dhe dijen e Vet.

وَٱتَّخَذُواْ مِن دُونِهِۦٓ ءَالِهَةً لَّا يَخْلُقُونَ شَيْـًٔا وَهُمْ يُخْلَقُونَ
وَلَا يَمْلِكُونَ لِأَنفُسِهِمْ ضَرًّا وَلَا نَفْعًا وَلَا يَمْلِكُونَ مَوْتًا
وَلَا حَيَوٰةً وَلَا نُشُورًا ٣ وَقَالَ ٱلَّذِينَ كَفَرُوٓاْ إِنْ هَٰذَآ إِلَّآ
إِفْكٌ ٱفْتَرَىٰهُ وَأَعَانَهُۥ عَلَيْهِ قَوْمٌ ءَاخَرُونَ ۖ فَقَدْ جَآءُو ظُلْمًا
وَزُورًا ٤ وَقَالُوٓاْ أَسَٰطِيرُ ٱلْأَوَّلِينَ ٱكْتَتَبَهَا فَهِىَ تُمْلَىٰ
عَلَيْهِ بُكْرَةً وَأَصِيلًا ٥ قُلْ أَنزَلَهُ ٱلَّذِى يَعْلَمُ ٱلسِّرَّ
فِى ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضِ ۚ إِنَّهُۥ كَانَ غَفُورًا رَّحِيمًا ٦
وَقَالُواْ مَالِ هَٰذَا ٱلرَّسُولِ يَأْكُلُ ٱلطَّعَامَ وَيَمْشِى فِى
ٱلْأَسْوَاقِ لَوْلَآ أُنزِلَ إِلَيْهِ مَلَكٌ فَيَكُونَ مَعَهُۥ نَذِيرًا ٧
أَوْ يُلْقَىٰٓ إِلَيْهِ كَنزٌ أَوْ تَكُونُ لَهُۥ جَنَّةٌ يَأْكُلُ مِنْهَا ۚ وَقَالَ
ٱلظَّٰلِمُونَ إِن تَتَّبِعُونَ إِلَّا رَجُلًا مَّسْحُورًا ٨ ٱنظُرْ
كَيْفَ ضَرَبُواْ لَكَ ٱلْأَمْثَٰلَ فَضَلُّواْ فَلَا يَسْتَطِيعُونَ
سَبِيلًا ٩ تَبَارَكَ ٱلَّذِىٓ إِن شَآءَ جَعَلَ لَكَ خَيْرًا مِّن ذَٰلِكَ
جَنَّٰتٍ تَجْرِى مِن تَحْتِهَا ٱلْأَنْهَٰرُ وَيَجْعَل لَّكَ قُصُورًا ١٠ بَلْ
كَذَّبُواْ بِٱلسَّاعَةِ ۖ وَأَعْتَدْنَا لِمَن كَذَّبَ بِٱلسَّاعَةِ سَعِيرًا ١١



(3) Mirëpo idhujtarët adhurojnë në vend të Allahut zota të rremë, të cilët nuk mund të krijojnë asgjë e vetë janë të krijuar; të cilët nuk mund ta ndalojnë dëmin që t'i prekë dhe nuk mund t'i sjellin vetes dobi; të cilët nuk kanë në dorë as jetën, as vdekjen e as ringjalljen e të vdekurve nga varret.
(4) Ata (mekas) që nuk besuan, thanë: "Ky Kuran është vetëm një gënjeshtër, të cilën Muhamedi e ka sajuar e ia ka veshur Allahut dhe për trillimin e së cilës atë e kanë ndihmuar edhe njerëz të tjerë". Kjo është një e pavërtetë e madhe, sepse Kurani është Fjala e Allahut, të cilën nuk mund ta imitojnë as njerëzit e as xhindet.
(5) Ata thanë: "Këto (shpallje) nuk janë tjetër, përveçse përralla të popujve të lashtë dhe legjenda të kota, të cilat Muhamedi kërkoi t'i shkruhen e t'i kopjohen dhe tani i reciton ato në mëngjes dhe në mbrëmje".
(6) Thuaj, o i Dërguar: "Kurani *(që ju e mohoni)* është shpallur nga Ai, i Cili i di të gjitha fshehtësitë që ekzistojnë në qiej dhe në Tokë. *(Pra, si mund të thoni se ai është nga dikush që nuk di as shkrim e as lexim?!)* Mirëpo Allahu është Falës dhe i Mëshirshëm (me njerëzit, nëse ata pendohen)".
(7) Pastaj idhujtarët thanë: "Ç'është ky i Dërguar prej Allahut, që ha ushqim si të gjithë njerëzit dhe ecën nëpër tregje, që të plotësojë nevojat jetike e të kërkojë kafshatën?! Përse nuk i zbret Allahu atij një engjëll, që ta shoqërojë e të jetë pranë tij, që të tregojë vërtetësinë e tij e ta ndihmojë?!
(8) Apo t'i zbresë atij një thesar prej qiellit ose t'ia mundësojë që të ketë një kopsht, prej të cilit mund të hajë fruta e prodhime dhe të mos lodhet duke ecur nëpër tregje, për të kërkuar furnizim?!" Ndërsa më keqbërësit prej tyre thanë: "Ju, o besimtarë, po ndiqni vetëm një njeri që e ka pushtuar magjia".
(9) Shiko, o i Dërguar, se si duke u munduar të t'i veshin ty këto shpifje, si: i magjepsur, magjistar, i çmendur etj., ata largohen nga e vërteta, nuk e gjejnë dot rrugën e udhëzimit dhe nuk munden ta vënë dot në dyshim sinqeritetin e besnikërinë tënde.
(10) I Madhërishëm është Allahu, i Cili po të dëshironte, do të të dhuronte në jetën e kësaj bote pasuri edhe më të mira se ato që ata t'i përmendën. Ai do të të falte kopshte me fruta e pemë, nën të cilat të rridhnin lumenj dhe pallate ku do të jetoje i lumtur.
(11) Mirëpo nuk janë këto arsyet përse ata nuk të besojnë ty, o i Dërguar. Arsyeja është se ata nuk duan ta besojnë Ditën e Gjykimit. Atyre që nuk e besojnë Ditën e Gjykimit, Ne u kemi përgatitur zjarrin e Skëterrës.

### Mësime nga ajetet:

- Zoti i Vërtetë zotëron cilësitë e krijimit, sjelljes së dobisë, dhënies së jetë e të vdekjes. Këto veprime janë të pamundura nga zotat e rremë.
- Pohimi i dy cilësive të Allahut, Faljes dhe Mëshirës, që me to t'u japë afat njerëzve për t'u menduar e për t'u penduar.
- Të qenit i Dërguar nuk mohon natyrën e tij njerëzore.
- Modestia e të Dërguarit, i cili jetonte ashtu si njerëzit e thjeshtë.

إِذَا رَأَتْهُم مِّن مَّكَانٍۭ بَعِيدٍ سَمِعُوا۟ لَهَا تَغَيُّظًا وَزَفِيرًا ﴿١٢﴾ وَإِذَآ أُلْقُوا۟ مِنْهَا مَكَانًا ضَيِّقًا مُّقَرَّنِينَ دَعَوْا۟ هُنَالِكَ ثُبُورًا ﴿١٣﴾ لَّا تَدْعُوا۟ ٱلْيَوْمَ ثُبُورًا وَٰحِدًا وَٱدْعُوا۟ ثُبُورًا كَثِيرًا ﴿١٤﴾ قُلْ أَذَٰلِكَ خَيْرٌ أَمْ جَنَّةُ ٱلْخُلْدِ ٱلَّتِى وُعِدَ ٱلْمُتَّقُونَ ۚ كَانَتْ لَهُمْ جَزَآءً وَمَصِيرًا ﴿١٥﴾ لَّهُمْ فِيهَا مَا يَشَآءُونَ خَٰلِدِينَ ۚ كَانَ عَلَىٰ رَبِّكَ وَعْدًا مَّسْـُٔولًا ﴿١٦﴾ وَيَوْمَ يَحْشُرُهُمْ وَمَا يَعْبُدُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ فَيَقُولُ ءَأَنتُمْ أَضْلَلْتُمْ عِبَادِى هَٰٓؤُلَآءِ أَمْ هُمْ ضَلُّوا۟ ٱلسَّبِيلَ ﴿١٧﴾ قَالُوا۟ سُبْحَٰنَكَ مَا كَانَ يَنۢبَغِى لَنَآ أَن نَّتَّخِذَ مِن دُونِكَ مِنْ أَوْلِيَآءَ وَلَٰكِن مَّتَّعْتَهُمْ وَءَابَآءَهُمْ حَتَّىٰ نَسُوا۟ ٱلذِّكْرَ وَكَانُوا۟ قَوْمًۢا بُورًا ﴿١٨﴾ فَقَدْ كَذَّبُوكُم بِمَا تَقُولُونَ فَمَا تَسْتَطِيعُونَ صَرْفًا وَلَا نَصْرًا ۚ وَمَن يَظْلِم مِّنكُمْ نُذِقْهُ عَذَابًا كَبِيرًا ﴿١٩﴾ وَمَآ أَرْسَلْنَا قَبْلَكَ مِنَ ٱلْمُرْسَلِينَ إِلَّآ إِنَّهُمْ لَيَأْكُلُونَ ٱلطَّعَامَ وَيَمْشُونَ فِى ٱلْأَسْوَاقِ ۗ وَجَعَلْنَا بَعْضَكُمْ لِبَعْضٍ فِتْنَةً أَتَصْبِرُونَ ۗ وَكَانَ رَبُّكَ بَصِيرًا ﴿٢٠﴾



(12) Sapo t'i shohë Skëterra prej së largu, ata do t'ia dëgjojnë asaj ushtimën e zierjes së tmerrshme dhe zhurmën e shfryrjes së nxehtësisë së fuqishme së saj ndaj tyre.
(13) Ndërsa kur ata të hidhen në ngushticat e saj, me duart e lidhura me vargonj në qafat e tyre, aty do të luten kundër vetes që të shkatërrohen, me shpresë se do të shpëtojnë prej saj.
(14) Mos kërkoni vetëm një herë që të shkatërroheni, por kërkojeni shkatërrimin shumë herë, sepse kurrë nuk keni për të gjetur përgjigje për atë që kërkoni, duke mbetur aty ku jeni përgjithmonë.
(15) Thuaju tani, o i Dërguar: "Vallë, ndëshkimi që po ju tregohet është më i mirë apo Xheneti i Përjetësisë, mirësitë e të cilit nuk kanë të sosur?! Allahu ua ka premtuar atë si shpërblim robërve të Vet besimtarë e të devotshëm, duke e bërë atë përfundim të tyre, në Ditën e Gjykimit.
(16) Aty do të kenë të gjithë mirësitë që do të dëshirojnë dhe do të qëndrojnë përjetësisht."
Ky është premtimi i Allahut, që do të realizohet dhe Ai nuk e thyen premtimin.
(17) Ditën e Gjykimit, kur Allahu ka për t'i tubuar së bashku idhujtarët dhe të adhuruarit e tyre, Ai do t'i pyesë këta të fundit: "Vallë, ju i keni devijuar robërit e Mi e i keni urdhëruar ata që t'ju adhuronin juve apo ata vetë e kanë humbur rrugën për tek Unë?!"
(18) Ata do të përgjigjen: "I Lartësuar je Ti, o Zot, për të pasur ortakë. Ne nuk na takon që të marrim dikë tjetër për mbrojtës, përveç Teje. Atëherë, si mund të thërrisnim robërit e Tu të na adhuronin në vendin Tënd, kur edhe ne vetë e kërkonim ndihmën Tënde?! Por Ti u fale atyre dhe etërve të tyre më parë shumë mirësi materiale, derisa ata harruan të Të përmendin e kështu u shkatërruan për shkak të mjerimit të tyre".
(19) Shihni sesi ata ju mohuan juve, o idhujtarë, në mëtimin tuaj *(se ata janë shpëtimtarët tuaj)*, kështu që sot ju nuk keni mundësi as të shpëtoni e as të mbroheni. Prandaj, kushdo prej jush, o besimtarë, që bën padrejtësi, duke i bërë ortak Allahut, Ne kemi për ta bërë ta vuajë dënimin e madh.
(20) Ne, o i Dërguar, nuk kemi nisur para teje asnjë të dërguar që të mos kenë qenë njeri si të gjithë, që hante si të tjerët dhe dilte nëpër tregje si ata, kështu që edhe ti nuk je përjashtim. Ne i kemi bërë njerëzit sprovë për njëri-tjetrin në pasuri, varfëri, shëndet e sëmundje, për të parë se a do t'i duroni *sprovat*, që Allahu t'ju shpërblejë për durimin tuaj. Zoti yt i sheh mirë ata që durojnë dhe ata që nuk durojnë, ata që i binden dhe ata që e kundërshtojnë.

### Mësime nga ajetet:

- Të gjithë njerëzit ndodhen midis frikës nga dënimi i Allahut dhe dëshirës për të fituar shpërblimin e Tij.
- Kënaqësitë e kësaj bote dhe dëfrimet e bëjnë njeriun të harrojë vdekjen dhe atë që vjen pas saj.
- Natyra njerëzore e të dërguarve është mirësi e madhe, sepse lehtëson marrëdhëniet me ta.
- Dallimet e njerëzve në mirësi e fatkeqësi janë provim prej Allahut për të gjithë njerëzimin.